VETAT

TORVALD HELMERI, avokat
NORA, e shoqja
DOKTORRANKU
ZONJA LINDE
KROGSTADI, avokat privat
MARIANA, dado e Helmerit
ELENA, kamariere e Helmerit
IVARI
BOBI } Fëmijët e Norës dhe të Torvaldit
EMI

NJËHAMALL

Ngjarja zhvillohet në Norvegji, në shtëpinë e Helmerit

ETDUKKENJEM
1879

# AKTI I

*Një dhomë e mobiluar mirë e me shije, por pa luks. Në fund, nga ana e djathtë, një derë të shpie në korridorin e hyrjes. Një derë tjetër, po në fund, por nga ana e majtë, të çon në dhomën e punës të Helmerit. Midis këtyre dy dyerve është një piano. Ne mes të murit të anës së majtë është një derë dhe ca më pas, një dritare. Pranë dritares është një tryezë e rrumbullakët me një karrige të madhe dhe me një divan të vogël. Në murin e anës se djathtë, në fund, është një derë tjetër. Po në këtë mur, ca më përpara, është një stufë prej porcelani. Ne dhomë ka ca karrige të tjera si edhe një poltronë lëkundëse. Ndërmjet stufës dhe derës është një tryezë. Nëpër mure janë varur korniza dhe gravura bakri. Një etazher me objekte porcelani dhe vepra të tjera të vogla ari; një raft me xharn plot libra lidhur bukur. Mbi dysheme, shtruar një qilim. Në stufë ndezur zjarri. Ditë dimri.*

## SKENA E PARË

*Nora, një hamall, Elena, pastaj Helmeri*

*(Dëgjohet zilja e korridorit dhe pastaj zhurma që bën porta e shkallëve duke u hapur. Në skenë hyn Nora, duke kënduar plot gëzim. Nga veshja kuptohet se ka qenë jashtë; në duar mban ca pako; i vendos tërë ato që ka në duar mbi tryezën e anës se djathtë, e lë hapur derën e korridorit, ku del një hamall, që sjell një pemë krishtlindjeje dhe një kanistër. Këto ia jep Elenës, që ka hapur derën)*

NORA - Shikoni, Elenë, fshiheni mirë pemën e krishtlindjeve, të mos e shohin fëmijët përpara se ta kemi rregulluar sonte. *(Hamallit, duke nxjerrë kuletën)* Sa bën?

HAMALLI - Pesëdhjetë ère...

NORA - Ja një koronë... Mbajeni të gjithën. *(Hamalli falënderon dhe ikën)*

NORA - *(E mbyll derën, vazhdon të buzëqeshë me vete, ndërsa heq kapelën dhe pallton e madhe; pastaj nxjerr nga xhepi një qeskë me bajame të*

*sheqerosura dhe vë ca në gojë. Shkon me ngadalë në derën e dhomës se Helmerit e vë veshin për të dëgjuar).* Po, në shtëpi qenka. *(Fillon të këndojë duke u drejtuar për në tryezën e djathtë)*

HELMERI - *(Që nga dhoma e tij)* Lauresha ime e vogël po cicërin kështu?

NORA - *(Duke vazhduar të hapë disa nga pakot)* Po, ajo vetë.

HELMERI - Ketri im po bën kaq zhurmë?

NORA - Po!

HELMERI - Ke shumë që ke ardhur?

NORA - Tani sapo u ktheva. *(Fut në xhep qeskën me bajame dhe fshin buzët me shpinën e dorës)* Torvald, eja të shikosh se ç'kam blerë.

HELMERI - Rri tani, mos më hiq nga puna! *(Pas pak hap derën dhe shikon në skenë, duke mbajtur në dorë penën)* "Blerë" the gjithë këto gjëra? Domethënë se lauresha ime prapë paska harxhuar të holla të tjera?

NORA - Këtë vit, Torvald, kemi të drejtë të gëzojmë festën ashtu siç duhet. Është e para krishtlindje që nuk kemi nevojë të kursejmë gjësendi.

HELMERI - Po kjo s'do të thotë që t'i hedhim paratë poshtë!

NORA - Jo, Torvald, por këtë radhë mund të harxhojmë ca më tepër, apo jo? Vetëm pak, pakëz fare! Tani ti do ta kesh rrogën më të madhe e do të marrësh shumë... shumë para!

HELMERI - Po, duke filluar nga Viti i Ri. Por, ama, duhet të kalojë një tremujor i tërë gjersa të marr rrogën e parë.

NORA - Punë e madhe! Gjer atëherë do të marrim hua gjëkundi!

HELMERI - Nora! *(I afrohet dhe e zë nga veshi, duke qeshur)* Përherë mendjelehtë lauresha ime e vogël!... Ta zëmë se unë sot vete marr hua njëmijë korona dhe ti gjatë javës se krishtlindjeve i bën rrush e kumbulla, ndërsa mua mbrëmjen e Shën Silvesterit më bie në kokë një tjegull...

NORA - *(Duke i zënë gojën)* Eh, mjaft! Ç'janë këto gjëra që thua?

HELMERI - Po ta zëmë se, ja, një gjë e tillë ndodh. E atëherë?

NORA - E atëherë për mua, me borxhe ose pa borxhe, do të ishte

njësoj...
HELMERI - Po ata që do të më kishin dhënë të hollat hua?
NORA - Ata? ... E kush çan kokën për ata!... Ata nuk do të ishin veçse ca hunj që nuk do të më hynin hiç në punë!
HELMERI - Nora, Nora, po kaq ua pret grave! Ta them me tërë mend, ti e di ç'mendim kam unë për të tilla gjëra; kurrë nuk duhen marrë para borxh! Kurrë borxhe! Një familje e ngritur mbi huara e borxhe, është skllavëri... Prandaj, nuk ka gjë më të shëmtuar se një rrugë e tillë! Ne të dy gjer më sot, kemi qëndruar kryelartë e trimërisht! Kështu të vazhdojmë dhe këndej e tutje, gjatë kësaj copë kohe të shkurtër që na mbetet gjer në fund të tremujorit.
NORA - *(Duke vajtur te stufa)* Po, po, Torvald, si të duash ti...
HELMERI - Lauresha ime e vogël *(Duke i vajtur pas),* mos i var buzët kaq shpejt... Si?... Po shtrembëron buzët? *(Nxjerr kuletën)* Nora, a e di se ç'kam këtu?
NORA - *(Duke kthyer kokën)* Para!
HELMERI - Na! *(I jep kartmonedha)* O Zot, unë e di mirë që për krishtlindje duhen shumë para!
NORA - *(Duke numëruar)* Dhjetë, njëzet, tridhjetë, dyzet... Oh, faleminderit, faleminderit, Torvald! Tani, për ca kohë, jam në rregull.
HELMERI - Këtë shpresoj edhe unë, Nora.
NORA - Po, po, për shumë kohë bile. Tani eja pak të shikosh tërë ato që kam blerë, dhe sa lirë, e di? Shiko: këto janë rroba të reja për Ivarin, i kam blerë edhe një shpatë. Ky është një kalë dhe kjo këtu, një bori e vogël për Robin. Kjo është një kukull dhe një krevat kukulle për Emin! Është një lodër e thjeshtë, e vogël, po njësoj, ajo, me ta marrë, do ta prishë! Këto këtu janë rroba dhe shalle për Elenën dhe Marianën... Ç'është e vërteta, Mariana e gjorë meriton shumë më tepër, por!...
HELMERI - Po në atë pako atje, ç'ka?
NORA - *(Duke thirrur)* Jo, atë nuk bën ta shikosh, prit gjer në darkë!
HELMERI - Ah, e mora vesh! Po tani a nuk më thua, moj

dorëlëshuara ime e vogël, për vete ç'dhuratë ke blerë?
NORA - Bah! Për vete? Unë nuk dua asgjë.
HELMERI - Jo, jo, më thuaj këtu se çfarë do të dëshiroje të kishe, por diçka të arsyeshme, domosdo...
NORA - Jo, të them të vërtetën, as unë nuk e di.... Domethënë... Po!... Dëgjo, Torvald...
HELMERI - Si është puna?
NORA - *(Duke luajtur me komçat e Helmerit, pa e parë në fytyrë)* Sikur të më jepje diçka, ti ke mundësinë... ti ke mundësi...
HELMERI - Shiko, tani.... Lëri këto...
NORA - *(Shpejt)* Ti ke mundësi të më japësh ca të holla, Torvald, vetëm ato që të teprojnë. Atëherë, po, do të kisha mundësi të blija ndonjë gjë për vete.
HELMERI - Shiko, Nora...
NORA - Jo, bëma këtë, Torvald. Të lutem shumë. Unë atëherë do të varja në pemën e krishtlindjeve ca monedha të mbështjella me letra të bukura varaku.... Apo nuk e kam menduar mirë?
HELMERI - Si quhen ata zogjtë që harxhojnë gjithë sa kanë?
NORA - Po, po harabela dorëlëshuar, e di! Por bëma këtë të mirë, Torvald, kështu kam kohë të mendoj se ç'më duhet për vete... Nuk të duket e arsyeshme kjo që them? Ë?
HELMERI - *(Duke vënë buzën në gaz)* Posi jo, e dashur ! Domethënë, në qoftë se je e zonja t'i ruash këto të holla që të jap, për të blerë me kohë ndonjë gjë për vete !... Por të gjitha shkojnë për shtëpinë... për lloj - lloj vogëlsirash të kota, e atëherë unë detyrohem të vë përsëri dorën në xhep.
NORA - Oh, Torvald!...
HELMERI - Pse, Nora, mund ta mohosh një gjë të tillë? *(I hedh krahun)* Lauresha ime e vogël është thesar i vërtetë, por do një thes më para! Të duket si gjë e pamundur që një zogth i tillë të kushtojë kaq shtrenjtë.
NORA - Ç'janë këto fjalë që më thua, Torvald?! Unë kursej, të më besosh, gjithë sa mund të kursehet.

HELMERI - Kjo është shumë e vërtetë, gjithë sa mund, por ti nuk mund fare!
NORA - *(Këndon dhe buzëqesh e kënaqur)* Hëm, sikur ta dije ti se sa shpenzime kemi ne, laureshat dhe ketrat!
HELMERI - Ti je çudi njeri ! Krejt si yt atë. Jep e merr, pa ndier kurrë lodhje, gjersa të më marrësh ca të holla. Pastaj, sapo të bien në dore, edhe ty, ashtu si atij, të ikin sikur të shpëtojnë nga gishtërinjtë e nuk e di kurrë se ku të venë. Por njeriu duhet të të marrë ashtu siç je. E keni në gjak. Po, po, Nora, këto gjëra trashëgohen.
NORA - Oh! Do të kisha dashur të trashëgoja shumë cilësi të babait!
HELMERI - Unë, ja se ku ta them: nuk të dua aspak ndryshe nga ç'je lauresha ime e vogël. *(Heshtje)* Dëgjo, Nora, ç'po më vjen tani në mendje! Sot sesi më dukesh, sikur... sikur... si të ta them? Më dukesh si e dyshimtë...
NORA - Ashtu?
HELMERI - Po, shikomë drejt e në sy.
NORA - *(Duke ja ngulur sytë)* E, pastaj?
HELMERI - *(Duke iu kanosur me gisht)* Mos vallë, ashtu rastësisht, grykësja ime e vogël ka ngrënë jashtë... ashtu fshehurazi...
NORA - Ç'janë ato që thua, Torvald!
HELMERI - O Zot, një... një shmangie e përkohshme në një pastiçeri...
NORA - Jo, ta them me tërë mend...
HELMERI - Vetëm sa për të vënë në gojë një kokërr të sheqerosur...
NORA - As që më ka shkuar në mendje fare.
HELMERI - Po as prekur, vetëm prekur pak një copëzë bajame me sheqer?
NORA - Jo, pra, Torvald, të jesh i sigurt.
HELMERI - Mirë, mos ma vër veshin! Të them kështu sa për të bërë shaka...
NORA - *(Shkon në tryezën e djathtë)* Ato gjëra që ty nuk të pëlqejnë, unë nuk i blej kurrë...
HELMERI - E di, ma ke dhënë edhe fjalën... *(I afrohet)* Jo, ruaji për

vete të fshehtat e tua të vogla që ke për krishtlindje, Nora ime! Sonte do t'i vësh të gjitha, kur të ndezim dritat e pemës.
NORA - Mos ke harruar gjë të ftosh doktor Rankun?
HELMERI - Nuk e ftova, po s'është nevoja. Ai e di edhe vetë që sonte duhet të vijë për darkë te ne. Megjithatë, sapo të vijë, po ia them. Kam porositur të na sjellin verë të mirë. Nuk mund ta marrësh me mend, Nora, se me sa padurim pres të vijë mbrëmja e sa të gëzuar e ndiej veten që tani.
NORA - Edhe unë, po sa do të gëzohen të vegjlit, Torvald!
HELMERI - Ah, Nora, sa gjë e bukur është kur e ndjen veten mirë, je në punë të sigurt e mund të jetosh pa qenë nevoja të kursesh shumë. A nuk të duket gjë e madhe kjo?
NORA - Ah, kjo është një ëndërr e vërtetë, Torvald!
HELMERI - I mban mend krishtlindjet e kaluara? Plot tri javë, para se të vinin festat, ti mbylleshe në dhomën tende, çdo mbrëmje, gjer natën vonë, e bëje lule e gjëra të tjera shumë të bukura, me të cilat doje të na habisje ne, duke stolisur pemën e famshme! Uf! Kurrë nuk kam kaluar dite më të mërzitshme!
NORA - Kurse unë nuk mërzitesha fare!
HELMERI - *(Duke vënë buzën në gaz)* Por, ama, po të duam të jemi të drejtë, duhet të themi se rezultati s'qe kushedi çë, apo jo?
NORA - Ah, kërkon të tallesh me mua? E ç'faj kam unë nëse erdhi macja e m'i grisi të tëra?!
HELMERI - Sigurisht, ti s'kishe asnjë faj, Norushja ime e gjorë. Ti, nga ana jote, doje, me sa mundje, që të na lije gojëhapur të gjithëve. Kjo është gjëja kryesore... Por tani ato kohëra të ngushticave ekonomike kanë kaluar dhe bënë mirë.
NORA - Kjo është ëndërr e vërtetë!
HELMERI - Tani s'kam më nevojë të rri këtu fill i vetëm e të mërzitem, e ti nuk ke më nevojë të rrish e të lodhësh sytë e duart e tua të njoma në atë mënyrë...
NORA - *(Duke rrahur shuplakat)* Oh, sa mirë! Nuk do të më duhet më, jo. Dhe sa qejf, Torvald, kur të dëgjoj që m'i thua këto fjalë. *(E*

*zë për krahu)* E tani, Torvald, dëgjo se si them unë të bëjmë... sapo të kalojnë krishtlindjet... *(Bie zilja e korridorit)* Ah, po bie zilja! *(Rregullon ca dhomën)* Dikush po vjen, sa keq!
HELMERI - Ndonjë vizitë?... Mos harro, unë nuk jam në shtëpi!
*(Bëhet gati të hyjë në dhomën e vet)*

## SKENA E DYTË

*Elena dhe të tjerët*

ELENA - *(Duke qëndruar në pragun e derës, Norës)* Ka adhur një zonjë.
NORA - Fute brenda.
ELENA - *(Helmerit)* Ka ardhur edhe zoti doktor.
HELMERI - Vajti menjëherë në dhomën time?
ELENA - Po, si urdhëron.
*(Helmeri hyn në dhomën e tij. Elena sjell zonjën Linde dhe, pasi del, mhyll derën)*

## SKENA E TRETË

*Zonja Linde veshur me rroba udhëtimi dhe Nora*

ZONJA LINDE - *(E druajtur dhe duke iu marrë goja)* Mirëdita, Nora.
NORA - *(Jo e sigurt)* Mirëdita.
ZONJA LINDE - Nuk po më njeh?...
NORA - Jo... nuk di... po, më duket... *(Duke shpërthyer plot gjallëri)* Si, Kristinë, ti këtu, ti vetë?
ZONJA LINDE - Po, unë jam.
NORA - Kristina! Kurse unë nuk të njoha fare! Por, ama, nuk kisha dhe faj. *(Me zë më të ulët)* Ke ndryshuar kaq shumë.
ZONJA LINDE - Ashtu është! Nëntë... dhjetë vjet u bënë...
NORA - Kaq kohë paska kaluar që s'jemi parë? Po... mirë thua! Për mua këta tetë vjetët e fundit kanë qenë vite lumturie, të ma besosh këtë! Domethënë tani paske ardhur në kryeqytet? Pate guxim e udhëtove mu në palcë të dimrit?

ZONJA LINDE – Siç e shikon. Arrita me avullore sot në mëngjes.
NORA - Patjetër, ke ardhur për të kaluar festat e krishtlindjeve. Oh, sa mirë ke bërë! Do të kënaqemi e do të bëjmë qejf! Po zhvishu! Apo mos ke ftohtë? *(E ndihmon të heqë pallton)* Ja, kështu. Tani ulemi këtu e kënaqemi pranë stufës. Jo, ti ulu në kolltuk! Kurse këtu *(Tregon me gisht poltronën lëkundëse)* po rri unë. *(E zë nga duart)* Po, ja, tani fytyra jote po më duket krejt ashtu si e ke pasur dikur… por kështu, e di, në vështrimin e pare… Megjithatë, sikur je zverdhur pak, Kristinë… e… mbase, mbase… dhe ca dobësuar.
ZONJA LINDE - E shumë, shumë e plakur, Nora.
NORA - Po, mbase edhe ca e plakur. Por pakëz, pakëz fare, jo shumë! *(Befas hesht e pastaj vazhdon me një ton serioz)* Ah, sa budallaçkë jam! Rri këtu e flas e llap si llafazane, ndërsa … do të më falësh, apo jo, Kristinë e dashur?
ZONJA LINDE - Përse, Nora?
NORA - *(Me zë të ulët)* E gjora Kristinë, ti ke mbetur e ve.
ZONJA LINDE - Po, u bënë tre vjet tani.
NORA - Oh, e kam marrë vesh? E kam lexuar në gazetë. E di se sa herë jam bërë gati të të shkruaj ?… Por pastaj, siç ndodh gjithmonë: "Do ta bëj nesër, do ta bëj nesër", e kurdoherë më ka dalë ndonjë punë në mes, kështu që, hë sot, hë nesër…
ZONJA LINDE - *(Duke e ndërprerë)* Nora e dashur, të kuptoj fare fare mirë.
NORA - Jo, Kristinë, kjo nuk falet. Ah. Ti, e gjora, kushedi sa ke vuajtur! E ai, më thuaj, nuk të la gjë për të jetuar?
ZONJA LINDE - Asgjë.
NORA - As fëmijët?
ZONJA LINDE - As fëmijët.
NORA - Domethënë, asgjë fare?
ZONJA LINDE - Asgjë fare! Bile as hidhërime, as brengosje për të mbajtur gjallë kujtimin.
NORA - *(Duke e vështruar me mosbesim)* Ashtu? E si është e mundur, Kristinë?

ZONJA LINDE - *(Buzëqesh me trishtim dhe i përgëzon flokët Norës)* Oh! Ndodh edhe kështu ndonjëherë, Nora.
NORA - Domethënë, qenke vetëm fare?... Sa gjë e tmerrshme duhet të jetë! Kurse unë kam tre fëmijë të bukur... Jo, tani nuk mund të t'i tregoj, se kanë dalë shëtitje me dadon. E tani, fol ti e tregomi të gjitha.
ZONJA LINDE - Jo, jo, më mirë më trego ti.
NORA - Jo, fillo ti e para. Sot nuk dua të jem egoiste. Sot dua të mendoj vetëm për ty. Por një gjë, ama, s'rri dot pa ta thënë që tani. E di se ç'fat i bardhë na ka ardhur në derë këto ditë?
ZONJA LINDE - Jo. Çfarë?
NORA - Merre me mend, tim shoq e kanë emëruar drejtor të Bankës Tregtare!
ZONJA LINDE - Tët shoq? Oh, këtij i thonë fat!...
NORA - Fat shumë i madh, apo jo? Profesioni i avokatit është gjë e pasigurt sidomos për një njeri, që nuk do të përzihet veçse në punë të pastra e të ndershme. Dhe Torvaldi, domosdo, nuk është përzier kurrë në punë të tjera, e unë, kuptohet, jam plotësisht e një mendjeje me të. Oh, të më besosh, për ne ky ka qenë një gëzim shumë i madh. Në detyrën e re do të fillojë që nga Viti i Ri e do të ketë një rrogë të mirë, përveç përqindjeve, që nuk janë të pakta... Atëherë ne do të mundim të jetojmë krejt ndryshe nga ç'kemi bërë gjer më sot, do të jetojmë tamam ashtu siç duam vetë. Ah, Kristinë, sa të lehtë e sa të lumtur e ndiej veten! S'ka gjë më të bukur sesa të kesh shumë e më shumë para e të jetosh pa e çarë kokën fare, apo jo?
ZONJA LINDE - Oh, e besoj, duhet të jetë mrekullia vetë të kesh të gjitha sa të duhen.
NORA - Jo, jo vetëm sa të duhen, por shumë e më shumë të holla.
ZONJA LINDE - *(Duke vënë buzën në gaz)* Nora, Nora! Akoma s'paske vënë mend në kokë! Në shkollë, vajzë, ishe edhe atëherë dorëlëshuar e madhe.
NORA - *(Duke buzëqeshur)* Po, dhe Torvaldi kështu më quan akoma.

Vetëm se kjo "Nora, Nora" nuk është aq budallaqe sa e pandehin të tjerët. E vërtetë është se ne s'na kanë vajtur punët kaq mirë, saqë unë të kisha mundësi të isha dorëlëshuar. Kemi punuar e djersitur që të dy!

ZONJA LPNDE - Edhe ti?

NORA - Po, punëra grash: qëndisje, dantella e të tilla gjëra si këto... *(Duke e ulur zërin)* E... ndonjë punë tjetër. Se ti e di që Torvaldi, kur u martuam, dha dorëheqjen nga nëpunësia që kishte në ministri. Ne atë punë nuk kishte asnjë shpresë për të vajtur përpara, ndërsa, nga ana tjetër, ai duhej të fitonte atëherë shumë më tepër se më parë. E kështu, vitin e parë iu desh të punonte sa u këput fare. Tmerr. Detyrohej të merrte çdo lloj pune prej mëngjesit gjer në darkë. Kjo e lodhi, nuk duroi më, u sëmur keq për vdekje, dhe atëherë mjekët i thanë se duhej të shkonte patjetër për ca kohë në jug.

ZONJA LINDE - Po, vërtet, keni qenë një vit të tërë në Itali, apo jo?

NORA - Tamam ashtu. Por të më besosh se nuk ka qenë punë e lehtë ai udhëtim. Atëherë sapo më kishte lindur Ivari. Megjithatë, duhej të niseshim patjetër për në Itali. Ah, ai udhëtim ka qenë mrekullia vetë! I shpëtoi jetën Torvaldit. Por, ama, moj Kristinë e dashur, na kushtoi aq shtrenjtë, sa tmerrohesh ta mendosh!

ZONJA LINDE - E marr me mend.

NORA - Një mijë e dyqind talerë ". Katër mijë e tetëqind korona. Një thes me para!

ZONJA LINDE: - Po, por sidoqoftë, është një fat i madh, kur ke se ku t'i marrësh të hollat tamam kur të duhen.

NORA - Ne i morëm nga babai.

ZONJA LINDE - Ah, ashtu? Por në mos gaboj, edhe yt atë në atë kohë vdiq.

NORA - Po, Kristinë, atëherë vdiq. Dhe merre me mend, unë as që munda të vija dot ta shikoja, t'i qëndroja pranë. Prisja me ditë të lindte Ivari. Dhe, veç kësaj, Torvaldin e gjorë e kisha sëmurë keq, për vdekje. I shkreti baba! Që prej asaj kohe s'e kam parë më kurrë,

Kristinë. Ky ka qenë hidhërimi më i madh qëkurse jam martuar.
ZONJA LINDE - E di, e doje shumë babanë. E kështu, pra, ju u nisët për në Itali.
NORA - Po. Paratë i kishim, mjekët ngulnin këmbë... dhe ne u nisëm pas katër javësh.
ZONJA LINDE - Po... doktori, atëherë?
NORA - Cili doktor?
ZONJA LINDE - M'u duk sikur dëgjova kamarieren të thoshte për atë zotninë që hyri bashkë me mua se ishte doktor...
NORA - Aa, ai është doktor Ranku. Por ai nuk vjen te ne si mjek. Ai është miku ynë më i mirë e vjen patjetër së paku një herë në ditë të na shikojë. Jo, Torvaldi që atëherë nuk është sëmurur as edhe një ditë. Edhe fëmijët janë shëndoshë e mirë, edhe unë! *(Brof në këmbë dhe rreh shuplakat).* O Zot, Kristinë, sa gjë e mrekullueshme është të jetosh e ta ndjesh veten të lumtur! *(Si e penduar)* Oh, po e di që është me të vërtetë një punë e keqe kjo që po bëj? Unë rri këtu e të flas vetëm për vete dhe për lumturinë time ! *(Ulet në një fron të vogël pranë Kristinës dhe i vë duart mbi gjunjë)*. Më fal e mos u zemëro me mua, Kristinë ! Më thuaj, është e vërtetë që nuk e doje burrin? Përse u martove me të atëherë?
ZONJA LINDE - Në atë kohë më rronte akoma nëna dhe ishte e sëmurë... s'ngrihej dot nga shtrati, pastaj duhej të mendoja edhe për dy vëllezërit e mi të vegjël! M'u duk se e kisha për detyrë ta pranoja propozimin që më bëhej.
NORA - Po, po, në është puna kështu, ke pasur të drejtë. Domethënë, ai atëherë ishte i pasur?
ZONJA LINDE - Qe mirë nga gjendja, por punët që bënte qenë gjëra të pasigurta. Aq e vërtetë, saqë, kur vdiq, mua nuk më mbeti asgjë.
NORA - E atëherë?
ZONJA LINDE - Eh, atëherë u detyrova të bëja diçka: ca duke u futur në punë te një dyqan, ca duke dhënë mësim në një shkollë të vogël... duke u marrë më në fund me ato punë që dija të bëja. Tre

vjetët e fundit kanë qenë për mua një dite e gjatë pune që s'kishte të mbaruar. Tani çdo gjë mori fund, Nora; nëna ime e gjorë nuk ka më nevojë për mua, ka vdekur, dhe vëllezërit s'kanë më nevojë; kanë zënë punë e mund t'i bëjnë balle vetë jetës.
NORA - Tani duhet ta ndiesh veten të shpenguar!...
ZONJA LINDE - Jo, Nora, ndiej përqark meje një zbrazëtirë që nuk di si të të them. Të mos kesh një njeri për kë të jetosh! *(Ngrihet në këmbë, e shqetësuar)*. Ndaj nuk e durova dot më atë vetmi që më kishte pllakosur. Këtu do ta kem më të lehtë të gjej diçka që do të më vërë në lëvizje forcat dhe mendjen time. Sikur të kisha fat e të gjeja një punë të përhershme, ndonjë nëpunësi të vogël.
NORA - Ah, Kristinë, këto janë gjëra të lodhshme, kurse ti edhe kështu dukesh e sfilitur! Ti, përkundrazi, do të bëje mirë sikur, po të kishte mundësi të shkoje në det!
ZONJA LINDE - *(Duke iu afruar dritares)* Po unë s'e kam babanë, moj Nora, që të më japë të hollat që do të më duhen.
NORA - *(Duke u ngritur)* Oh, më fal, mos e merr për të keq.
ZONJA LINDE - *(Duke iu afruar Norës)* Jo, përkundrazi, unë duhet të të lutem që të më ndjesh, e dashura Norë. Gjëja më e keqe që ka një gjendje e tillë si kjo imja, është se të bën të vrazhdë. S'kemi për kë punojmë më, e megjithatë e ndiejmë veten të detyruar të merremi me diçka... përherë të zellshëm! Sepse duhet të jetojmë, e kështu vijmë e bëhemi egoistë. Kur më tregoje qëparë për fatin që kishit pasur në punët tuaja, në përmirësimin e jetës suaj, a e beson? Unë u gëzova më tepër për vete, sesa për ty.
NORA - E si kështu? Ah, e kuptova, ti mendon se Torvaldi mund të bëjë diçka për ty.
ZONJA LINDE - Po, kjo më vajti në mendje.
NORA - Dhe ai do ta bëjë, Kristinë. Ma ler mua këtë punë. Do ta rregulloj punën me kaq marifet, do të shpik ndonjë gjë që ta bëj tim shoq te merret ai vete me rregullimin tënd. Ah, do të doja me gjithë shpirt të bëja diçka për ty!
ZONJA LINDE - Sa gjë fisnike, Nora, është kjo që po bën, që po

merresh me kaq zjarr me çështjen time... Edhe më tepër fisnike, kur këtë gjë e bën ti që i njeh kaq pak andrallat dhe vuajtjet e jetës.
NORA - Unë?... Ti beson se unë i njoh pak...
ZONJA LINDE - *(Duke vënë buzën në gaz)* O zot, e kuptoj, andrallat që mund të na vijnë nga punët që bën një grua, nga kujdesjet për shtëpinë... Ti je fëmijë, moj Nora.
NORA - *(Ngre kokën lart dhe ecën nëpër dhomë)* Këtë nuk mund ta thuash aq lehtë për mua.
ZONJA LINDE - Ashtu?
NORA - Edhe ti si të tjerët je. Ju të gjithë mendoni se unë nuk jam e zonja për ndonjë punë serioze...
ZONJA LINDE - S'ke ç'i bën.
NORA - Se unë akoma nuk kam përvojë nga kjo bote e ligë...
ZONJA LINDE - E dashura Norë, ti s'ka pak që m'i tregove të tëra andrallat e tua.
NORA - Bah, ato të voglat! Të mëdhatë nuk t'i kam thënë.
ZONJA LINDE - Të mëdhatë? Ç'do të thuash me këtë?
NORA - Ti më shikon vazhdimisht nga lart poshtë, Kristinë. Por e ke kot. Ti krenohesh që ke punuar për kaq kohë dhe je lodhur kaq shumë për nënën tënde...
ZONJA LINDE - Jo, unë nuk shikoj asnjeri që nga lart poshtë!... Por kjo është e vërtetë: unë e ndiej veten krenare... unë e ndiej veten të lumtur që munda t'i bëja ditët e fundit të nënës sime më pak të trishtme.
NORA - Dhe e ndien veten krenare edhe për atë që ke bërë për vëllezërit e tu?
ZONJA LINDE - Më duket se e kam këtë të drejtë.
NORA - Edhe mua ashtu më duket. Por, Kristinë, dhe unë mund të të them se e ndiej veten të lumtur e krenare që kam bërë diçka.
ZONJA LINDE - Nuk dyshoj aspak! Po në ç'kuptim?
NORA - Fol me zë më të ulët, mos na dëgjojë Torvaldi! Ai s'duhet ta marrë vesh kurrë... askush nuk duhet ta marrë vesh këtë, Kristinë, askush përveç teje.

ZONJA LINDE - Si është puna?
NORA - Eja këtu. *(E tërheq pranë vetes në divan)* Po, e di... edhe unë kam me se të krenohem, për se ta ndiej veten të lumtur. Jetën e Torvaldit e kam shpëtuar unë.
ZONJA LINDE - Shpëtuar? Si shpëtuar?
NORA - Të fola qëparë për udhëtimin që bëmë në Itali. Torvaldi s'kishte për të shpëtuar dot, po të mos shkonim në Jug.
ZONJA LINDE - Po, më the. Dhe babai yt ju dha të hollat që ju duheshin.
NORA - *(Duke vënë buzën në gaz)* Kështu beson Torvaldi si dhe gjithë të tjerët, por...
ZONJA LINDE - Por?
NORA - Babai nuk na dha as një qindarkë. Të hollat i gjeta unë vetë.
ZONJA LINDE - Ti? Tërë atë shumë të madhe?
NORA - Një mijë e dyqind speci. Katër mijë e tetëqind korona. Ç'i thua kësaj?
ZONJA LINDE - Si është e mundur, Nora? I fitove në lotari, apo si?
NORA - *(Me përbuzje)* Në lotari! *(Me mospërfillje të madhe)* E ç'zotësi do të ishte kjo?
ZONJA LINDE - Po ku i gjete atëherë?
NORA - *(Duke kënduar dhe duke vënë buzën në gaz paksa)* Hëm! Tra - la - la!
ZONJA LINDE - Hua nuk i merrje dot.
NORA - Ashtu? E përse jo?
ZONJA LINDE - Po sepse një grua nuk mund të marrë hua pa lejen e të shoqit.
NORA - *(Duke ngritur kokën lart)* Oh, në qoftë se është një grua që merr vesh nga punët, një grua e shkathët, atëherë...
ZONJA LINDE - Nora, unë nuk kuptoj asgjë nga këto që thua ti.
NORA - Dhe as që ka nevojë të kuptosh gjë, unë as që e thashë që kam marrë hua. Mund t'i kem gjetur me ndonjë rrugë tjetër! *(Duke u mbështetur mbi shpinën e divanit)* Mund t'i kem marrë nga ndonjë

adhurues. Kur gruaja është pak a shumë e lezetshme, kështu si unë...
ZONJA LINDE - Mos u çmende?
NORA - Tani ti po digjesh nga kërshëria, Kristinë, që t'i marrësh vesh të tëra, apo jo?
ZONJA LINDE - Dëgjo këtu, Nora, je e sigurt se nuk ke kryer ndonjë punë të pamenduar mirë?
NORA - *(Duke drejtuar shtatin)* Qenka punë e pamenduar mirë t'i shpëtosh jetën burrit tënd?
ZONJA LINDE - Më duket punë e pamenduar mirë që, pa pëlqimin e tij, ti...
NORA - Po ai nuk duhej të merrte vesh asgjë! O Zot, si s'e kupton? Ai nuk duhej të dinte madje edhe gjendjen e rrezikshme të shëndetit të tij. Mjekët vetëm mua më thoshin se jeta e tij ishte në rrezik dhe se mund ta shpëtonte vetëm udhëtimi në Jug. Apo pandeh se në fillim unë nuk u përpoqa me çdo farë mënyre tjetër? I hodha fjalën e i thashë që do të kisha dashur dhe unë të dilja jashtë shtetit e të shëtisja si të rejat e tjera. Qava, e kuptova, i thashë se nuk do të ishte keq që të kuptonte "gjendjen" time, se e kishte për detyrë të plotësonte dëshirën time; në këtë mënyrë e hodha fjalën e i thashë se mund të merrte të holla hua. Ai gati sa s'u zemërua me mua, Kristinë. Më tha se isha mendjelehtë dhe se e kishte për detyrë, si bashkëshort, të mos u dorëzohej tekave dhe kokëkrisjeve të mia, kështu më duket se i quante. Mirë, mirë, thashë unë me vete, por ti duhesh shpëtuar, dhe kështu gjeta rrugëdaljen...
ZONJA LINDE - Dhe yt shoq nuk e mori vesh këtë nga babai yt se të hollat s'jua kishte dhënë ai?
NORA - Jo, kurrë. Babai vdiq pikërisht atë ditë. Unë kisha pasur ndër mend t'i lutesha që të mos e zbulonte këtë të fshehtë. Por ai qe sëmurur rëndë dhe... për fat të keq, mua as që m'u desh fare ta bëj një gjë të tillë...
ZONJA LINDE - Dhe që prej asaj kohe s'i ke thënë tët shoqi?
NORA - Jo, Zoti na ruajtë, ç'thua kështu?... Ai është kaq i rreptë në këto gjëra. E, veç kësaj, Torvaldi, me sedrën e tij prej burri... do ta

kishte gjë të dhimbshme e poshtëruese kur ta merrte vesh se më detyrohet për diçka. Një gjë e tillë do t'i prishte fare marrëdhëniet tona të mira; foleja jonë e bukur, që është model i qetësisë dhe i lumturisë, nuk do të ishte më ajo që është.

ZONJA LINDE - Nuk ke për t'ia thënë kurrë?

NORA - *(Duke u menduar e duke buzëqeshur lehtë)* Po... mbase ndonjë ditë, mbasi të kalojnë shumë vjet, kur nuk do të jem më kështu e lezetshme siç jam tani. Mos qesh me mua! Domosdo, unë dua të them kur Torvaldi nuk do të më dojë kështu si më do tani, kur nuk do ta kënaqin më vallet, veshjet, recitimet e mia. Atëherë, kushedi, mbase do të jetë më mirë që të kem ndonjë mjet rezervë për ta tërhequr... *(Duke u ndërprerë)* Ah, ç'marrëzira! Ç'gjepura! Ajo kohë nuk do të vijë kurrë!... E, Kristinë, ç'i thua ti kësaj se fshehte të madhe që kam unë? Jam apo s'jam edhe unë e zonja për diçka? Por mos mendo se kjo punë nuk më ka sjellë edhe telashe shumë të mëdha. Se ç'është e vërteta, nganjëherë nuk është gjë e lehtë t'i përgjigjesh në kohën e duhur detyrimit që ke marrë. Duhet ta dish, Kristinë, se në botën e tregtisë ka diçka që quhet "skadim me interes", ndërsa të hollat është kurdoherë punë e vështirë për t'i gjetur. Atëherë, ca këtu, ca atje, jam munduar të bëj ekonomi aty ku kam pasur mundësi. Në shpenzimet për shtëpinë, nuk mund të shpresoja se do të më tepronte gjë, mbasi Torvaldi duhet të jetonte mirë. Po edhe fëmijët nuk mund t'i nxirrja të veshur keq. Prandaj, edhe të hollat që më ishin caktuar për ta, duhej t'i harxhoja të tëra. Vogëlushët e mi !...

ZONJA LINDE - Dhe kështu ti, e gjora Norë, je detyruar atëherë të sakrifikoje ato që të ishin caktuar për vete?

NORA - Po, domosdo. Se kjo çështje më interesonte mua më shumë se kujtdo tjetër. Sa herë që Torvaldi më jepte të holla për të blerë ndonjë fustan të ri, apo gjëra të tilla, unë nuk harxhoja kurrë më shumë se gjysmën; kurdoherë kam blerë rroba të thjeshta e të lira. Për fat, çdo gjë që të vesh, më shkon mirë, dhe kështu Torvaldi s'ka vënë dot re asgjë. Por nganjëherë, moj Kristinë, mërzitesha me veten

time. Sepse, thuaj si të duash, por është një kënaqësi e madhe të vishesh mirë! Apo jo?
ZONJA LLNDE - Oh, domosdo.
NORA - Por kam pasur edhe të ardhura të tjera. Dimrin që shkoi, për shembull, pata fatin dhe gjeta mjaft materiale për të kopjuar për një zyrë avokatore. E di se ç'bëja? Çdo mbrëmje mbyllesha me kyç në shtëpinë time dhe shkruaja, shkruaja gjer natën vonë. Ah, nganjëherë lodhesha sa këputesha fare! Megjithatë, gëzohesha kur mendoja se, duke punuar në atë mënyrë, po fitoja të holla! Më dukej vetja sikur isha burrë.
ZONJA LINDE - Dhe, duke punuar kështu, sa ke mundur të paguash?
NORA - Shih, nuk mund të ta them me saktësi. Në disa lloj punësh, e di, është kurdoherë e vështirë që njeriu të jetë në rregull, unë di vetëm një gjë: se kam dhënë të gjitha paratë që kam mundur të grumbulloj. Por nganjëherë, ama, nuk dija se nga t'ia mbaja. *(Duke vënë buzën në gaz)* Atëherë ulesha këtu e rrija duke ëndërruar me veten time sikur, për shembull, një plak pasanik ishte dashuruar me mua...
ZONJA LINDE - Kush kështu?
NORA - *(Lindës)* - Ah,budallaqe! *(Duke vazhduar)* Dhe, kur ai vdes e i hapin testamentin, i gjejnë aty të shkruar me germa të mëdha këto fjalë: "Të gjitha të hollat e mia duhet t'i dorëzohen menjëherë fort të nderuarës zonjës Nora Helmer"...
ZONJA LINDE - Po kush qenka ky zotni, moj Nora?
NORA - O Zot, po akoma s'e more vesh? Ky plak s'ishte gjëkundi, por e imagjinoja, e ëndërroja unë, kur nuk dija se ku t'i gjeja të hollat që më duheshin. Po le ta lëmë tani atje tek është atë plakarushin e mërzitshëm. Tani s'mendoj më as për të, as për testamentin e tij. Tani, Kristinë, ç'mrekulli! Të mos kesh më asnjë mendim në kokë! As andralla, as telashe! Të luash e të kënaqesh me fëmijët, të kesh një shtëpi të rregulluar me shije dhe elegancë, tamam ashtu siç e do Torvaldi.

## SKENA E GJASHTË

*Ranku, duke ardhur nga dhomë e Helmerit, dhe të parët*

RANKU - *(Qëndron në prag të derës dhe flet në drejtim të dhomës nga del)* Jo, jo, nuk dua t'ju shqetësoj, më mirë po shkoj pak te jot shoqe. *(Mbyll derën dhe vë re zonjën Linde)* Ah, më falni, mos ju shqetësoj vallë?

NORA - Jo, ç'është ajo. *(Duke ia prezantuar)* Zoti doktor Ranku, zonja Linde.

RANKU - Ah, sigurisht. Ky është një emër që e kam dëgjuar shpesh në këtë shtëpi. Më duket se qëparë, nëpër shkallë, ju kalova përpara.

ZONJA LINDE - Po, po ngjitesha ngadalë nëpër shkallë. Nëpër shkallë e kam vështirë të ngjitem...

RANKU - Aha... ndonjë shqetësim i vogël shëndetësor?

ZONJA LINDE - Ç'është e vërteta, e ndiej veten shumë të lodhur.

RANKU - Vetëm kaq? Atëherë, duhet të keni ardhur në kryeqytet për t'u çlodhur me rastin e festave?

ZONJA LINDE - Kam ardhur për të gjetur punë.

RANKU - Mos vallë ky është një mjet i këshilluar kundër lodhjes?

ZONJA LINDE - Duhet jetuar, zoti doktor!

RANKU - Ashtu, vërtet, të tërë janë të mendimit se... duhet jetuar.

NORA - Më ndjeni, doktor, po dhe ju nuk keni ndonjë kundërshtim që të jetoni.

RANKU - Ta zëmë se jo. Sado fatkeq që të jem, jam gati të jetoj e të mërzitem sa më shumë që të jetë e mundur. Të njëjtën gjë dëshirojnë dhe të gjithë të sëmurët e mi. Po kjo ngjet edhe me ata që janë të sëmurë moralisht. Këtë çast, një rast i rëndë është aty brenda, të Helmeri.

ZONJA LINDE - *(Duke e përmbajtur zërin)* Ah!...

NORA - Për kë e keni fjalën?

RANKU - Oh, është njëfarë Krogstadi, një ish - avokat, që ju nuk e

njihni fare. Ka filluar të qelbëzohet edhe në rrënjët më të fshehta të karakterit të tij. Megjithatë, dhe ai tani është atje brenda e po jep e po merr, sikur po flet për një nga sendet më të rëndësishme, për të të mbushur mendjen se edhe ai duhet të jetojë.

NORA - Ashtu? E çfarë kërkon nga Torvaldi?

RANKU - Nuk e di fare. Kam dëgjuar vetëm se ai diç ka të bëjë me Bankën Tregtare.

NORA - Nuk e dija ... që ky Krogstadi a si ia thonë, kishte marrëdhënie me Bankën.

RANKU - Po, ka njëfarë nëpunësie aty. *(Zonjës Linde)* Nuk e di nëse dhe andej nga anët tuaja ka të tillë njerëz që rrëmihin kudo për të gjetur ndonjë fundërri morale e për të zgjedhur kështu kandidatin që do t'i duhet të përdorin për të arritur këtë apo atë pozitë për veten e tyre. Kësisoj, ata që janë të paprekur nga sëmundja, mbeten mënjanë.

ZONJA LINDE - Ashtu është, por... për mjekim kanë nevojë, para se gjithash, të sëmurët...

RANKU - *(Duke ngritur supet)* Ja, këtu është e meta. Duke u nisur nga mendime të tilla, shoqëria është kthyer dhe është bërë një spital.

NORA - *(Është e kredhur në mendime, por befas shpërthen në një të qeshur të përmbajtur dhe rreh shuplakat)*

RANKU - Po ju përse qeshni? A e dini se ç'është shoqëria?

NORA - As që e çaj kokën fare për shoqërinë tuaj. Unë qesh për krejt diçka tjetër – për diçka tmerrësisht komike. Më thoni z. Doktor – a nuk do të jenë punonjësit e bankës tregtare të varur nga Torvaldi?

RANKU - Kjo gjë vallë ju duket tmerrësisht qesharake?

NORA - (*Qesh dhe këndon.)* Më lejoni vetëm, më lejoni! *(Shëtit nëpër dhomë sa andej këndej).* Ah. Mendimi se ne, Torvaldi, ka kaq shumë pushtet mbi aq shumë njerëz, vërtetë që është tej mase zbavitës. *(Nxjerr një qese nga çanta).* Doktor, mbase një amareti...?

RANKU - Shikoje ti këtë, amareti. Do të besoja se këtu bëhet fjalë për një kontrabandë.

NORA - Sigurisht – mirëpo këto mi ka dhuruar Kristina.
ZONJA LINDE - Si? – Unë? –
NORA - Na, na, mos u tmerro tani. Ti as që mund ta dije se Torvaldi na i ka ndaluar. Ti duhet ta dish, ndërkaq, se ai ka frikë se mos prej tyre më prishen dhëmbët. Bah, punë e madhe. Një herë si asnjëherë! Apo jo doktor? Këtu ju lutem! *(I fut një amareti në gojë).* Edhe ti Kristinë. Po edhe unë do të marr një, vetëm njëzë, krejt të vogël, më së shumti dy *(Sërish sillet rreth e përqark).* Ja tani jam vërtetë e lumtur tej mase. Tani mbetet vetëm një gjë në botë për të cilën ndjej një dëshirë kolosale.
RANKU - Dhe kjo do të ishte.
NORA - Do të desha me aq shumë kënaqësi të thosha diçka që ta dëgjonte dhe Torvaldi.
RANKU - Po përse atëherë nuk e thoni?
NORA - Jo, nuk e them dot; është një gjë kaq e shëmtuar.
ZONJA LINDE - E shëmtuar?
RANKU - Atëherë sigurisht që nuk do t'ju këshilloja. Mirëpo neve mund të na e thoni lirisht. Atëherë, çfarë do të thoshit me aq qejf që ta dëgjonte dhe Torvaldi?
NORA - Do të thosha me një kënaqësi kolosale: U bëftë qameti e në rr.s.!
RANKU - Mos shkallove?
ZONJA LINDE - Norë e dashur - !
RANKU - Thuajeni vetëm, ja ku është dhe ai.
NORA - *(Fsheh qesen me amaretët)* Pst! Pst! Pst! *(Nga dhoma e tij, me pardesynë sipër krahëve dhe me kapelën në dorë, vjen Helmeri).*
NORA - *(I del përpara)* I dashur Torvald, e hoqe qafe atë?
HELMERI - Po, ai iku.
NORA - A mund të ta prezantoj – kjo është Kristina, ka arritur sot.
HELMERI - Kristina? Më falni por unë nuk e di –
NORA - Zonja Linde, i dashur Torvald, zonja Kristina Linde.
HELMERI - Ashtu. Mbase një shoqe vajzërie e gruas sime?
ZONJA LINDE - Po, në njihemi qëmoti.

NORA - Dhe mendoje njëherë, ajo ka bërë një rrugë të gjatë gjer këtu për të folur me ty.
HELMERI - Për çfarë?
ZONJA LINDE - Jo pikërisht –
NORA - Kristina në fakt është jashtëzakonisht e prirur në punët e zyrës. Dhe tani ajo me shumë dëshirë do që të vihet nën drejtimin e një burri të zotë dhe të mësojë akoma më shumë.
HELMERI - Një gjë shumë e arsyeshme zonja Linde.
NORA - Dhe sapo dëgjoi se ju jeni emëruar drejtor banke – telegrafi e kishte njoftuar, - sakaq mori rrugën për këtu dhe – apo jo Torvald, për dashurinë time mund të bësh diçka të vogël për Kristinën? Çfarë?
HELMERI - Tani, kjo s'do ishte dhe aq e pamundur. Mbase jeni e ve?
ZONJA LINDE - Po.
HELMERI - Dhe keni bërë ushtrime në punë kontosh?
ZONJA LINDE - Paj, goxha.
HELMERI - Atëherë, ka shumë mundësi që unë të mund t'ju gjej ndonjë punë.
NORA - *(Duke rrahur shuplakat)* E sheh, e sheh!
HELMERI - Ju keni ardhur bash në një kohë të përshtatshme, zonja Linde...
ZONJA LINDE - Oh, si t'ju falenderoj?
HELMERI - (*Duke vënë bazën në gaz)* Nuk ka përse të më falenderoni. *(Duke veshur pallton)* Por sot duhet të më ndjeni, nëse...
RANKU - Prit, se po vij edhe unë. *(Sjell nga korridori peliçen e vet dhe e ngroh përpara stufës)*
NORA - Vetëm mos u vono, Torvald!
HELMERI - Një orë vetëm, jo më shumë.
NORA - Edhe ti po shkon, Kristinë?
ZONJA LINDE - *(Duke veshur pallton)* Po, duhet të vete të zë ndonjë dhomë.
HELMERI - Atëherë, po dalim bashkë,

NORA - *(Duke i ndihmuar Kristinës)* Sa keq që shtëpia jonë është kaq e vogël! Të më besosh që nuk kam mundësi...
ZONJA LINDE - Ç'janë këto fjalë?... Lamtumirë, e dashur Norë, dhe faleminderit për të gjitha.
NORA - Mirupafshim! Sonte eja prapë, e di vetë tani, po, po, eja! Gjithashtu edhe ju, doktor!... Si? Në qoftë se do të jeni mirë me shëndet? Me siguri që do të jeni mirë. Vetëm kini kujdes të mbështilleni mirë.

*(Duke biseduar kështu, i janë afruar derës se korridorit. Nga jashtë, dëgjohen nëpër shkallë zërat e fëmijëve)*

NORA - Ja! Ata janë! *(Shkon vrap te dera e korridorit që të nxjerr te shkallët dhe e hap me çelës. Hyn Mariana me fëmijët)*

## SKENA E TETË

*Mariana, fëmijët dhe të tjerët*

NORA - Hyni, hyni! *(Ulet e puth fëmijët)* Ah, xhanet e mia, kecat e mi! Shihni, Kristinë! A s'janë të bukur?
RANKU - Është e ndaluar të rrish e të bisedosh në mes të korentit.
HELMERI - Ejani, zonja Linde. Kush s'është nënë, nuk rri dot më këtu.

*(Ranku, Helmeri dhe zonja Linde dalin. Mariana hyn në skenë së bashku me fëmijët. Nora mbyll derën dhe i shkon nga pas)*

## SKENA E NËNTË

*Nora, Mariana dhe fëmijët*

NORA - Oh, sa të njomë e sa të qeshur! Ç'm'i paskeni të kuqe këto

faqe! *(Fëmijët, gjatë këtyre fjalëve, flasin të gjithë menjëherë).* Ashtu? Dhe bëtë shumë qejf? Oh, sa mirë! Ah, vërtetë? Edhe ti, Emi, edhe ti, Bobi, hipët në slitë? Të dy bashkë?! Shih, shih! Po, e di, ti je trim i fortë, Ivar! Oh, ma jep pak mua, Mariana! Xhania ime, kukulla ime! *(Merr nga dadoja vajzën e vogël dhe kërcen me të)* Po, po, mami do të kërcejë edhe me Bobin! Si?... Keni bërë luftë me topa bore? Ah, sa keq që nuk ishte aty edhe mami! Jo, jo, lëri, Mariana, dua t'i zhvesh vetë, mos, të them, i zhvesh, kam qejf!

Shko në dhomën tjetër! Atje do të gjesh kafenë tënde mbi stufë. *(Dadoja hyn në dhomën më të majtë. Nora u heq fëmijëve palltot dhe i hedh ato sa majtas djathtas, duke i nxitur fëmijët të flasin e të tregojnë diçka)* Vërtet?... domethënë si ai qeni që ju vinte prapa, ishte shumë i madh, ë? Po nuk kafshonte, apo jo? Jo qentë nuk i hanë fëmijët e mirë. Ivar, mos i trazo pakot! Çfarë kanë brenda?... Oh, edhe ajo duhet, që ta merrni vesh që tani! Jo, jo... Si? Doni të lozim? Po ç'lojë doni të bëjmë? Kukafshehthi?! Mirë, hajde lozim kukafshehthi. I pari le të fshihet Bobi! Si? Unë të fshihem e para? Mirë, hajde, po fshihem unë e para. *(Nora dhe fëmijët zbaviten plot gëzim e duke qeshur pjesërisht në skenë e pjesërisht në dhomën më të djathtë. Më në fund Nora fshihet nën tryezë, fëmijët hyjnë me vrap, kërkojnë, po nuk e gjejnë dot. Ndiejnë një të qeshur të saj të përmbajtur me zor. Turren me vrap në tryezë, ngrenë mbulesën dhe e shikojnë. Zhurmë dhe thirrje gëzimi. Nora del që poshtë tryezës, duke ecur me këmbë e me duar si për t'i trembur. Përsëri të qeshura. Ndërkaq, dikush troket në derën e hyrjes, por askush nuk dëgjon, pastaj dera hapet përgjysmë dhe duket Krogstadi, ndërsa në skenë vazhdon lodra e potershme).*

## SKENA E DHJETË

*Nora, fëmijët dhe Krogstadi*

KROGSTADI – Më falni zonja Helmer...

NORA – *(Me një britmë të lehtë kthehet dhe ngre mesin, duke qëndruar gjithnjë në gjunjë)* Ah, ç'kërkoni ju?
KROGSTADI - Më falni, dera e korridorit ishte hapur, me sa duket dikush do të ketë harruar ta mbyllë.
NORA - *(Duke u ngritur në këmbë)* Im shoq ka dalë, zoti Krogstad!
KROGSTADI –E di!
NORA - Ashtu... atëherë, ç'kërkoni këtu?
KROGSTADI - Desha t'ju them dy fjalë juve.
NORA - Donit... *(Fëmijëve, me zë të ulët)* Shkoni andej, te Mariana. Si? Jo, ky xhaxhi nuk do t'i bëjë ndonjë gjë te keqe mamit!... Pastaj, kur të ikë, do të bëjmë prapë lodra. *(I shpie fëmijët në dhomën më të majtë dhe e mbyll derën pas tyre. Pastaj i drejtohet Krogstadit, e shqetësuar dhe me rreptësi)* Me mua dëshironi të flisni?
KROGSTADI - Po.
NORA - Sot?... Po akoma s'ka ardhur data një...
KROGSTADI - Jo, nesër janë krishtlindjet. Në qoftë se dëshironi t'i kaloni mirë, kjo varet nga ju.
NORA - Po çfarë kërkoni?... Sot, nuk mundem në asnjë mënyrë.
KROGSTADI - Nuk e kam fjalën aty. Kam ardhur për një send tjetër. A keni kohë një minutë?
NORA - Oh, po, sigurisht, po, po, edhe në qoftë se...
KROGSTADI - Shumë mirë! Po rrija në restorantin që keni këtu përballë dhe pashë burrin tuaj duke kaluar rrugës...
NORA - Po.
KROGSTADI - Së bashku me një zonjë.
NORA - E pastaj?
KROGSTADI - A mund të më thoni nëse ajo grua është njëfarë, zonja Linde?
NORA - Po.
KROGSTADI - Ka shumë që ka ardhur?
NORA - Sot në mëngjes.
KROGSTADI - Mos është vallë ndonjë shoqja juaj e ngushtë?
NORA - Po, por unë nuk kuptoj.. .

KROGSTADI - E kam njohur edhe unë dikur...
NORA - E di.
KROGSTADI - Ah, e paskeni marrë vesh edhe ju. E merrja me mend. A mund të më thoni nëse zonja Linde do të merret në punë në Bankën Tregtare?
NORA - Si guxoni, zoti Krogstad, ju, një vartës i burrit tim, të më pyesni kështu?!... Por, meqë më pyetët, ja se ku po ta them: Po, zonja Linde do të merret në punë. Dhe kjo gjë do të ndodhë mbasi e rekomandova unë, zoti Krogstad. Ja tek e morët vesh.
KROGSTADI - Domethënë, nuk qenkam gabuar.
NORA - *(Duke bërë ecejake nëpër dhomë)* Unë mendoj se, në fund të fundit, njëfarë influence e kemi edhe ne. Të jesh grua, nuk do të thotë aspak që... Puna është, zoti Krogstad se, kur njeriu ndodhet në një pozitë vartëse, duhet të sillet më me kujdes e të mos fyejë ndonjë që... hëm..
KROGSTADI - Që ka influencë!
NORA - Tamam ashtu.
KROGSTADI - *(Me një ton tjetër)* Zonja Helmer, a do të keni mirësinë të përdorni influencën tuaj në dobinë time?
NORA - Si? Ku e keni fjalën?
KROGSTADI - A do të keni mirësinë të përpiqeni që unë të ruaj në Bankë pozitën e vartësit që kam?
NORA - Po kush kërkon t'ua heqë?
KROGSTADI - Oh, nuk ka nevojë të bëni sikur nuk dini gjë! Unë e kuptoj fare bukur se shoqes suaj nuk do t'i pëlqente aspak të takohej me mua. Dhe tani po kuptoj se kë duhet të falenderoj në qoftë se do të pushohem.
NORA - Unë ju siguroj...
KROGSTADI - Po, Po, po, me një fjalë, jemi akoma në kohë dhe unë ju këshilloj që të përdorni tërë influencën tuaj për të penguar një gjë të tillë.
NORA - Zoti Krogstad, unë nuk kam asnjë influencë.
KROGSTADI - Jo?! ... Më duket sikur pak më parë e thatë ju vetë.

NORA - Domosdo, e thashë, e thashë, por jo në këtë kuptim që e merrni ju! Unë!? Si mund të besoni që unë të kem një influencë kaq të madhe mbi tim shoq?
KROGSTADI - E njoh burrin tuaj që kur ishim studentë. Nuk besoj që zoti drejtor i Bankës të jetë ndryshe nga burrat e tjerë.
NORA - Në qoftë se flisni me mospërfillje për tim shoq, do të detyrohem t'jua tregoj derën.
KROGSTADI - Jeni shumë e guximshme, zonjë.
NORA - Nuk kam më frikë nga ju. Me të kaluar Viti i Ri, unë do të shpëtoj një herë e përgjithmonë nga këto telashe.
KROGSTADI - *(Duke u përmbajtur përherë e më tepër)* Atëherë, zonja Helmer, dëgjoni: po të jetë nevoja, unë do të luftoj gjer në pikën e fundit për të mos humbur nëpunësinë time të thjeshtë që kam në Bankë.
NORA - Po, më duket se pikërisht kështu do të ndodhë.
KROGSTADI - Nuk është çështja këtu vetëm për rrogën, bile për atë më intereson gjer në njëfarë mase. Unë kam një arsye tjetër... po, ja tek po jua them! Ja si qëndron puna. Me siguri edhe ju e dini mirë, ashtu siç e dinë edhe të tjerët, se para disa vjetësh unë kreva një akt të pamenduar mirë.
NORA - Më duket se diç kam marrë vesh.
KROGSTADI - Çështja nuk u hodh në gjyq, por që prej asaj kohe mua m'u mbyllën të gjitha rrugët. Atëherë unë fillova të merrem me punë... që ju i dini. Nga ana tjetër diçka, diçka duhej të bëja edhe unë. Por mund t'ju betohem se nuk kam qenë nga më të liqtë! Vetëm se tani ka ardhur koha që unë të largohem nga të tilla punë. Djemtë po më rriten. Për ta unë duhet të përpiqem që ta rifitoj sa të jetë e mundur me shumë respektin e shoqërisë ndaj meje! Nëpunësia në Bankë ishte, ta themi kështu, hapi i parë që bëja drejt rehabilitimit, ndërsa tani burri juaj kërkon të më hedhë përsëri në baltë!
NORA - Por, o zot, zoti Krogstad, unë nuk kam asnjë mundësi që t'ju ndihmoj.

KROGSTADI - Sepse nuk doni, por unë kam mjetet për t’ju detyruar që të doni.
NORA - Mos vallë doni t'i thoni tim shoqi që unë ju kam të holla borxh?
KROGSTADI - Hëm, e sikur t' ia thosha?
NORA - Do të bënit një gjë të turpshme! *(Me lot në sy)* Këtë të fshehtë, që është gëzimi dhe krenaria ime, ta mësojë ai në një mënyrë kaq të vrazhdë, kaq vulgare, e për më tepër nga ju?! Ju kërkoni të më vini në një pozitë të tmerrshme e fare të papëlqyer.
KROGSTADI - Vetëm të papëlqyer?
NORA - *(Me zjarr)* Po guxoni, atëherë, e keni per të parë se do të jetë me keq për ju! Sepse atëherë im shoq do ta ketë të qarte se çfarë njeriu jeni ju dhe nuk do t'ju lërë kurrsesi të qëndroni në Bankë.
KROGSTADI - Po ju pyes nëse janë shqetësimet familjare që ju trembin.
NORA - Po ta marrë vesh im shoq, ai, kuptohet, do t'ju paguajë pjesën tjetër të borxhit, dhe kështu ju nuk do të keni ç'të kërkoni më prej nesh.
KROGSTADI - *(Duke bërë një hap drejt saj)* Dëgjoni, zonja Helmer, o nuk keni kujtesë të fortë, o nuk kuptoni asgjë nga llogaritë. Sidoqoftë, unë duhet t'ju sqaroj për disa gjëra.
NORA - Ç'doni të thoni?
KROGSTADI - Kur u sëmur burri juaj, ju erdhët tek unë e më kërkuat borxh njëmijë e dyqind speci.
NORA - Nuk dija se kujt t'i drejtohesha tjetër...
KROGSTADI - Unë ju dhashë fjalën se do t'jua gjeja shumën që kërkonit.
NORA - Dhe ma gjetët.
KROGSTADI - Por vetëm me disa kushte. Në ato kohë, ju ishit aq e shqetësuar nga sëmundja e burrit tuaj dhe kishit kaq ngut për të gjetur të hollat e nevojshme që ju duheshin për udhëtim, saqë, me siguri, nuk vutë re shumë gjëra, shumë hollësira. Prandaj nuk do të bënit keq ta rifreskonit pak kujtesën. Unë premtova t'ju gjeja të

hollat, mbasi të më lëshonit një kambial, të cilin e shkrova unë vetë.
NORA - Po, dhe unë e firmosa.
KROGSTADI - Shumë mirë. Por pastaj shtova edhe nja dy radhë, me anë të të cilave babai juaj zihej garant për huanë që merrnit. E këto radhë duhej t'i firmoste babai juaj.
NORA - Duhej?... Po ai dhe firmosi!
KROGSTADI - Numrin e datës e lashë në të bardhe që ta plotësonte ai vetë me dorën e tij, kur do të firmoste dokumentin. A ju kujtohet, zonja Helmer?
NORA - Po, ashtu më duket...
KROGSTADI - Pastaj dokumentin jua dorëzova juve, që t'ia shpinit me postë babait. Apo jo?
NORA - Po.
KROGSTADI - Dhe ju, me sa duket, ia dërguat menjëherë, mbasi s'kaluan as pesë a gjashtë ditë erdhët tek unë me kambialin të firmosur nga babai dhe morët të hollat.
NORA - Ashtu është. Po përse, nuk kam qenë kurdoherë e përpiktë në të paguar?
KROGSTAADI - Mjaft e përpiktë, por, siç e thashë edhe më parë, ato kohë duhet të kenë qenë shumë të vështira për ju, zonja Helmer.
NORA - Ashtu është vërtet.
KROGSTADI - Me sa mbaj mend, babanë e kishit të sëmurë rëndë.
NORA - Ishte gati për të vdekur.
KROGSTADI - Dhe në ato ditë vdiq, apo jo?
NORA - Po.
KROGSTADI - A nuk më thoni, zonja Helmer, a ju kujtohet se ç'ditë vdiq? Ç'muaj e ç'ditë të muajit?
NORA - Babai vdiq më 29 shtator.
KROGSTADI - Shumë e vërtetë, edhe mua kështu me rezulton. E pikërisht për këtë nuk di si ta shpjegoj një *(Nxjerr një letër)*... gjë të çuditshme...
NORA - Një gjë të çuditshme? S'po ju kuptoj...

KROGSTADI - Çudia, zonjë, qëndron në faktin që ati juaj ta ketë firmosur këtë kambial tri ditë pasi kishte vdekur.
NORA - Si?... S'po kuptoj ç'doni të thoni...
KROGSTADI - Babai juaj ka vdekur më 29 shtator. Kështu, apo jo? E mirë, shikoni pak këtu tani! Në këtë dokument ai ka firmosur dhe ka vanë si datë ditën dy tetor. A s'është kjo një gjë e çuditshme, zonja Helmer?
NORA - *(Hesht)*
KROGSTADI – A jeni në gjendje ta shpjegoni se si ka ndodhur? *(Nora vazhdon të heshtë)* Bie menjëherë në sy se fjalët "dy tetor" dhe viti nuk janë shkruar nga dora e babait tuaj, por nga një dorë tjetër, me një shkrim që unë e njoh. Pra kjo edhe mund të shpjegohet: babai mund ta ketë harruar datën dhe atëherë ndonjë tjetër mund të ketë shtuar, kështu, pa u menduar më gjatë, para se të vinte lajmi i vdekjes. Këtu nuk ka asnjë të keqe. Puna më e madhe qëndron te firma. A është e vërtetë kjo firmë, zonja Helmer? Në këtë dokument, a ka firmosur me të vërtetë babai juaj me dorën e tij?
NORA - *(Pasi hesht një copë herë, ngre kokën lart, shikon Krogstadin në sy, e vendosur dhe plot urrejtje)* Jo, kam firmosur unë në vend të tij!
KROGSTADI - Dëgjoni këtu, zonja Helmer... A e dini se ky është një pohim i rrezikshëm?
NORA - E përse... Ju edhe për pak e do t'i mermi të tëra të hollat që jua kam akoma borxh.
KROGSTADI - Po përse nuk ia dërguat dokumentin babait?
NORA - Ishte e pamundur! Babai ishte i sëmurë rëndë. Po t'i lutesha që të firmoste, duhej t'i thosha edhe arsyen për të cilën më duheshin të hollat, por në atë gjendje që ishte ai, unë nuk mund t'i thosha kurrsesi që jeta e tim shoqi ishte në rrezik! E pamundur! E pamundur!
KROGSTADI - Atëherë, do të kishit bërë shumë më mirë ta linit udhëtimin jashtë shtetit.
NORA - Edhe kjo ishte e pamundur. Nga ai udhëtim varej jeta e tim shoqi. Kurrsesi nuk mund të hiqja dorë.

KROGSTADI - Po nuk e kuptonit që po kryenit një mashtrim kundrejt meje?
NORA - Nuk mund të kisha të tilla mendime. Për ju as që mendoja fare. Ju ju urreja që atëherë për shkak të atyre pengesave të pamëshirshme që më nxirrnit vazhdimisht, megjithëse e dinit se në ç'gjendje isha për shkak të sëmundjes së tim shoqi..
KROGSTADI - Zonja Helmer, duket qartë që as e keni idenë e fajit që keni kryer. Por mund t'ju siguroj se ky faj është krejt si ai që kam kryer edhe unë para ca kohe e që më shkatërroi fare në sy të shoqërisë.
NORA - Ju? Ju kërkoni të më mbushni mendjen se keni pasur guximin të kryeni një akt kaq... kaq të bukur për të shpëtuar jetën e gruas suaj?
KROGSTADI - Ligjet nuk e marrin parasysh qëllimin.
NORA – Kjo, atëherë, do të thotë se kemi ligje të këqija.
KROGSTADI - Të këqija ose jo, po të paraqes këtë dokument në gjyq, ju dënoheni në bazë të ligjit.
NORA - Nuk e besoj në asnjë mënyrë. Nuk paska atëherë të drejtë një vajzë që të ruajë të atin e saj plak e të sëmurë për vdekje... nga telashet... nga brengat?... Apo nuk paska të drejtë një grua që të shpëtojë të shoqin nga vdekja? Unë nuk i njoh ligjet mirë, por jam e sigurt se diku, në ndonjë libër, duhet të jetë e shkruar se një gjë e tillë është e lejueshme. Kurse ju, avokat, nuk e ditkeni! Ju, me siguri, duhet të jeni një njohës i keq i ligjeve, zoti Krogstad!
KROGSTADI - Mbase. Po disa punë, si kjo puna jonë, unë i di mirë. Këtë, së paku, e besoni, apo jo? Kështu pra, tani, bëni si të doni. Por dëgjoni mirë se ç'po ju them: në qoftë se do të më dëbojnë edhe një herë tjetër nga shoqëria, këtë radhë, bashkë me mua, do të jeni edhe ju. *(Përshëndet duke u përulur e pastaj del nëpër derën e korridorit)*

## SKENA E NJËMBËDHJETË

*Nora, pastaj fëmijët*

NORA - *(Qëndron për një çast duke u menduar, pastaj ngre kokën)* Ah! Kërkon të më trembë! Hiç tjetër! Po unë nuk jam budallaqe! *(Fillon të mbledhë rrobat e fëmijëve. Pastaj befas, qëndron) Po* sikur...? Jo, jo, nuk është e mundur! Çdo gjë që kam bërë e kam bërë nga dashuria!
FËMIJ ËT - *(Në derën e majtë)* Mami, ai xhaxhi iku.
NORA - Po, po, e di. Po mos i thoni njeriu që erdhi ai xhaxhi këtu, e morët vesh?... As babit.
FËMIJËT - Jo, mami, po nuk do të vish të luash me ne tani?
NORA - Jo, jo, tani jo.
FËMIJËT - Ah, mami, po ti na the vetë!
NORA - Po. Por tani nuk mundem. Shkoni andej, se kam punë. Shkoni andej, në dhomën tjetër, andej, vogëlushët e mi. *(I shtyn me butësi në dhomën tjetër dhe mbyll derën pas tyre)*

## SKENA E DYMBËDHJETË

*Nora, pastaj Elena*

NORA - *(Rri në divan, merr një qëndismë, shkon nja dy a tri herë gjilpërën, pastaj qëndron)* Jo! *(Lë mënjanë qëndismën, shkon në derën e korridorit dhe thërret)* Elenë, sillni këtu bredhin. *(Shkon në tryezën e majtë dhe hap syzën. Befas, qëndron përsëri duke u menduar).* Jo!... Ç'është ajo!... Është gjë e pamundur!
ELENA - *(Me bredhin e krishtlindjeve)* Ku ta lë, zonjë?
NORA - Atje, në mes të dhomës.
ELENA - Duhet të sjell ndonjë gjë tjetër?
NORA - Jo, faleminderit. Nuk më duhet gjë tjetër. *(Elena lë pemën dhe largohet. Nora nis të rregullojë pemën)* Këtu një qiri të vogël, këtu disa lule. I poshtri!... Gjepura, të tëra gjepura! Asgjë nuk mund të më bëjë! Pema do të dalë shumë e bukur!... Do t'i rregulloj të gjitha, ashtu si ke qejf ti, Torvald... Do të këndoj, do të kërcej dhe...

## SKENA E TREMBËDHJETË

*Nora, Helmeri, që vjen nga jashtë me një tufë letrash nën sqetull*

NORA - Ah!... U ktheve?
HELMERI - Po. Erdhi njeri?
NORA - Jo.
HELMERI - Çudi. Sikur pashë Krogstadin duke dalë nga porta.
NORA - Ashtu?! Ah, po, është e vërtetë. Erdhi një minutë Krogstadi.

HELMERI - Nora e kuptoj nga fytyra jote se ai ka qenë këtu e të është lutur që të më thuash ndonjë fjalë për të.
NORA - Po.
HELMERI - E do ta bëje këtë si nga vetja jote? Duke më fshehur se ai kishte qenë këtu pikërisht për këtë punë? S't'u lut edhe për këtë?
NORA - Po, Torvald, por...
HELMERI - Nora, Nora, dhe ti pranove? Të rrish e të bisedosh me një njeri të tillë e t' i japësh edhe premtime! E pastaj të më thuash edhe mua një gënjeshtër!
NORA - Gënjeshtër?
HELMERI - A nuk më the se nuk kishte ardhur njeri? *(E kërcënon me gisht)* Lauresha ime nuk do ta bëjë këtë kurrë më. Një zog nga ata që këndojnë, kurrë nuk duhet të shkelë në nota false. *(E shtrëngon në mes)* Apo s'është e vërtetë?... E sheh, kam të drejtë unë. *(E lëshon)* Nejse, le ta lëmë tani? *(Ulet e rri përpara stufës)* Ah, sa ngrohtë e sa rehat është këtu! *(Nis të kontrollojë letrat që ka prurë me vete)*
NORA - *(Merret me pemën, pas pak thotë)* Torvald.
HELMERI - Ç'është?
NORA - E di se sa e gëzuar jam që pasnesër do të shkojmë në ballon me maska te Steinborgët?
HELMERI - E unë nuk po të them se sa kureshtar jam që të shoh se me ç'kostum do të më dalësh përpara për të më habitur.
NORA - Oh, ç'gjepura!
HELMERI - Si?

NORA - Nuk po gjej dot ndonjë send që të më përshtatet. Të gjitha më duken budallallëqe e nuk gjej asgjë që të ketë kuptim të vërtetë.
HELMERI - Dhe Nora ime, vogëlushja, qenka pjekur aq sa të arrijë në të tillë përfundim?
NORA - (Nga pas karriges së Helmerit, me krahët të mbështetur në shpinën e karriges) Ke shumë punë, Torvald?
HELMERI - Hëm!...
NORA - Çjanë këto letra'?
HELMERI - Janë shkresa të Bankës.
NORA – Që tani paske filluar?
HELMERI - Kam marrë të drejta të plotfuqishme nga drejtoria e mëparshme për të kryer ndryshimet e duhura në personelin punonjës dhe në organizimin e punës. Kjo punë do të më hajë tërë javën e krishtlindjeve. Dua që me fillimin e Vitit të Ri çdo gjë të jetë në rregull.
NORA - Prandaj ai i gjori Krogstad ishte...
HELMERI - Hëm...
NORA - *(Përkulet edhe më tepër mbi shpinën e karriges dhe përgëzon lehtë të shoqin në flokët nga pas)* Sikur kjo punë që ke në duar të mos ishte kaq e ngutshme, unë, Torvald, do të të lutesha shumë për diçka.
HELMERI - Pa hë, të dëgjojmë, ç'është kjo diçka?
NORA - Ti ke një gusto që s'ta ka njeri. Kam qejf që në ballon me maska të jem më e mira nga të gjitha! Torvald, nuk mund të merreshe edhe ti me mua e të më thoshe se si duhej të vishesha e si duhej bërë kostumi?
HELMERI –Aha, vogëlushja ime kokëfortë po kërkon më në fund një shpëtimtar! ...
NORA - Po, Torvald, po nuk më ndihmove, ti, unë do të rri këtu duke vrarë mendjen, por nuk do të di se çfarë të bëj.
HELMERI - Mirë, mirë, do ta shohim edhe këtë. Do të përpiqemi të gjejmë ndonjë gjë.
NORA - Ah, sa i mirë je, Torvald *(Shkon përsëri te pema. Heshtje.)* Sa të bukura janë këto lulet e kuqe! Po a s'më thua, ajo, ajo që ka bërë

Krogstadi, është me të vërtetë gjë e keqe?
HELMERI - Kishte falsifikuar disa emra. E kupton se ç'do të thotë një gjë e tillë?
NORA - Nuk mund ta ketë bërë nga nevoja?
HELMERI - Po, ose, ashtu si shumë të tjerë, nga mendjelehtësia. Unë nuk jam njeri kaq i pamëshirshëm sa të dënoj tjetrin duke u nisur vetëm nga një akt i tij.
NORA - Ashtu është, apo jo Torvald?
HELMERI - Disa edhe mund të rehabilitohen moralisht, duke e pranuar fajin e duke vuajtur dënimin.
NORA - Dënimin?
HELMERI - Por Krogstadi nuk ndoqi këtë rrugë. Ai u përpoq të shpëtonte me anë dredhish e gënjeshtrash, e pikërisht kjo e shkatërroi fare moralisht.
NORA - Përse, ti beson se...
HELMERI - Po a e kupton, Nora, se si një njeri i tillë, duke e ndier veten fajtor, detyrohet të gënjejë, të dredhojë, të mashtrojë kurdo dhe kudo?... Se si përpara çdo njeriu, bile edhe përpara gruas dhe fëmijëve, detyrohet të vërë një maskë për t'u fshehur? Dhe më e tmerrshmja është për fëmijët, Nora...
NORA - Përse?
HELMERI - Sepse kjo atmosferë gënjeshtare fut mikrobin e kësaj sëmundjeje te tërë pjesëtarët e familjes. Fëmijët thëthijnë një ajër të helmuar.
NORA - (I afrohet me tepër, por kurdoherë nga pas tij) Je i sigurt për këto që thua?
HELMERI - Si avokat, moj vogëlushja ime, e kam vënë re shpesh një gjë të tillë. Gati të gjithë njerëzit që shkasin në rrugë të shtrembëra që herët kanë pasur nëna gënjeshtare!
NORA - Përse pikërisht nënat?
HELMERI - Këto gjëra bëhen sidomos nga nëna; por, domosdo, këtu edhe babai ka faj. Cilindo gjykatës që të pyesësh i di këto gjëra. Nga ana tjetër, ky Krogstadi ka vite të tëra që po helmon fëmijët e tij

duke gënjyer e duke u paraqitur ndryshe nga ç'është, prandaj edhe unë e quaj të helmatisur moralisht. *(I zgjat duart)* Prandaj dua që Norushja ime e dashur të mos interesohet më kurrë për të. Hajde, më jep dorën! Ç'ke kështu?... Ma jep dorën! Ashtu. Ja, tani u morën vesh. Ta them me tërë mend që atë njeri nuk e duroj dot, kur më afrohet. Më duket tamam sikur sëmurem, kur takohem me të tillë njerëz.

NORA - *(Largon dorën dhe shkon nga ana tjetër e pemës)* Sa vapë është këtu brenda!... Kurse unë kam tërë ato punë për të bërë.

HELMERI - *(Ngrihet dhe mbledh letrat)* Po, edhe unë duhet të merrem me këto shkresa, gjersa të vijë dreka. Pastaj, do të mendohem edhe për kostumin tënd. Veç kësaj, kam qejf të var në pemë diçka të mbështjellë me letër varak. Kushedi, mbase e kam edhe gati *(I vë Norës një dorë në kokë)* Ah, ti, lauresha ime këngëtare! *(Shkon në dhomën e vet dhe e mbyll portën)*

## SKENA E GJASHTËMBËDHJETË

*Nora, pastaj Mariana*

NORA - (*Me zë të ulët pas njëfare kohe)* Ah, ç'është ajo! Nuk është e mundur!... Një gjë e tillë nuk është e mundur kurrë. Nuk duhet të jetë e mundur! ...

MARIANA - *(Del në derën e majtë)* Fëmijët po më luten që të vijnë te mami.

NORA - Jo jo jo! Mos i lini të vijnë tek unë! Shkoni rrini me ta, Mariana!

MARIANA - Si udhëroni. *(Mbyll derën dhe largohet)*

NORA - (*Është zverdhur nga tmerri)* Unë të prish fëmijët e mi? Të helmoj familjen time? *(Heshtje e vogël. Ngre kokën me krenari)* Nuk është e vërtetë. Nuk mund, nuk duhet të jetë e vërtetë.

## AKTI I II

*Po ajo skenë. Në qoshen, nga ana e pianos, është hedhur pema e krishtlindjeve, e zhveshur dhe me qirinjtë gjysëm të djegur. Në divan janë hedhur kapela, palltoja dhe dorashkat e Norës.*

### SKENA E PARË

*Nora vetëm*

NORA - *(Ecën e shqetësuar përqark dhomës; më në fund ndalet përpara divanit dhe merr kapelen. Pasi mendohet një copë herë, e lëshon përsëri mbi divan)* Dikush po vjen! *(Shikon në derë dhe vë veshin)* Jo... S'është njeri. Domosdo. Sot nuk vjen njeri, është dita e parë e krishtlindjeve... Po kështu edhe nesër. Por mbase... *(Hap derën dhe shikon)* Jo, asnjeri! Po në kutinë e letrave? *(Shkon e shikon)* Asgjë! *(Kthehet atje ku ishte)* Ah, ç'mendoj dhe unë! Kuptohet që ai s'e ka pasur me tërë mend! Një gjë e tillë nuk mund të ndodhë kurrë! Është e pamundur! Kam tre fëmijë ... të vegjël...

### SKENA E DYTË

*Nora dhe Mariana, e cila hyn nga dera e majtë me një kuti të madhe kartoni në duar*

MARIANA - E gjeta më në fund kutinë me kostimin e ballos.
NORA - Faleminderit. Lëre atje, mbi tryezë.
MARIANA - *(Bën si i thonë)* Vetëm se nuk është fare në rregull.
NORA - Ah të kem ta bëj copë e çikë!

MARIANA - O zot, po ky kostum mund të rregullohet fare lehtë, mjafton të kesh pak durim.
NORA - Mire thua, po shkoj te zonja Linde, që t'i them të më ndihmojë pak.
MARIANA - Doni të dilni prapë? Në një kohë kaq të keqe? Do të ftoheni e do të sëmureni...
NORA - Oh, punë e madhe fort! Ç' bëjnë fëmija?
MARIANA - Po luajnë me dhuratat e krishtlindjeve... por...
NORA - Më kërkojnë shpesh mua?
MARIANA - Janë mësuar të rrinë përherë me nënën...
NORA - Ashtu është vërtet, por këndej e tutje nuk mund të rri më me ta... aq shpesh si më parë.
MARIANA - E po ç't'i bësh! Në atë moshë që janë ata, mësohen shpejt me çdo gjë.
NORA - Ashtu beson? Beson se do ta harronin nënën e tyre, sikur ajo të largohej përgjithmonë?
MARIANA - O zot! Ç'është ajo që thoni?
NORA - A s'më thua, Marianë... kam menduar shpesh për këtë gjë... Si bëre që e le vajzën tënde në duar të të tjerëve?
MARIANA - U detyrova, nuk kisha si t'ia bëja ndryshe, se erdha të bëhem dado e Norës së vogël.
NORA - Ashtu është vërtet, por këtë gjë e ke dashur vetë ti?
MARIANA - Meqë puna ishte e mirë, si t'ju them? Një vajzë e varfër si unë, që kishte pasur edhe një fatkeqësi të tillë në jetë, duhej të ishte e kënaqur. Se sa për atë maskaranë, ai njësoj, ai as e çante kokën fare për ne.
NORA - Po vajza, me siguri, të ka harruar fare.
MARIANA - Jo, pse? Më ka shkruar dy herë më radhë: një herë kur bëri krezmimin e parë dhe një herë kur u martua.
NORA - *(Duke e përqafuar)* Oh, Marianë e dashur, ti ke qenë për mua nënë e vërtetë, kur isha e vogël.
MARIANA - Po se mos kishte tjetër nënë përveç meje Norusha e mjerë!

NORA - Dhe sikur fëmijët e mi të mos më kishin mua, unë jam e sigurt se ti... Ç'marrëzira! Ç'marrëzira *(Hap kutinë).* Shko te fëmijët Mariana. Tani kam nevojë... do të shohësh nesër se sa mirë do të më rrijë ky kostum.
MARIANA - Oh, jam e sigurt! S'do të ketë tjetër më të bukur zonjëza ime. *(Shkon në dhomën në të majtë)*
NORA - *(Nis të nxjerrë nga kutia kostumin, por pastaj e vë prapë brenda)* Ah, sikur të ikja dot! Vetëm të mos vinte njeri! Oh, zot! Sikur gjatë asaj kohe të mos ndodhte asgjë këtu në shtëpi! Ç'marrëzira! Asnjë nuk do të vijë! As të mos e mendoj fare më mirë... Të pastroj pak manshonin... (Muff) *(E bën këtë punë)* Të bukura këto dorashka... shumë të lezetshme. *(Si për të dëbuar një mendim)* Ç'marrëzira! As të mos e mendoj fare! Një, dy, tre, katër, pesë, gjashtë... *(Thërret)* Ah, erdhi !... *(Do që të shkojë në derë, por stepet në vend, e pavendosur)*

## SKENA E TRETË

*Nora dhe zonja Linde që vjen nga korridori, ku ka lënë pallton*

NORA - Ah! Ti qenke, Kristinë! S'është ndonjë njeri tjetër atje jashtë? Të lumtë, bëre shumë mirë që erdhe.
ZONJA LINDE - Më thanë se kishe qenë në shtëpinë time e më kishe kërkuar.
NORA - Po, më ra rruga andej. Kam për të bërë një punë të vogël e dua të më ndihmosh pak. Hajde të ulemi në divan... E di si është puna? Nesër mbrëma, konsulli Stenborg, që rri këtu mbi ne, do të japë një ballo me maska dhe Torvaldi do që unë të vishem si peshkatare napolitane dhe të kërcej tarantelën. E di? E kam mësuar në Kapri!
ZONJA LINDE - Shih, shih! Domethënë, do të dhënke tamam shfaqje!
NORA - Kështu thotë Torvaldi. Shiko tani; këtu kam kostumin që ai

ma ka blerë që kur ishim në Itali. Por tani më është prishur e nuk di si ta rregulloj...
ZONJA LINDE - Oh, punë që bëhet kollaj! Vetëm dantellat janë shqepur në ca vende, asgjë tejtër... Gjilpërë e pe, ke? *(Nora i jep ç'duhet).* Ah, këtu i paskemi të gjitha!
NORA - Sa e mirë je, Kristinë!
ZONJA LINDE - *(Duke qepur)* E kështu, ti nesër dashke të maskohesh, Nora... E di ç'do të bëj atëherë? Do të vij këtu vetëm për një çast, sa për të të parë se si do të dukesh, para se të shkosh në ballo. Por, se për pak harrova, dua të të falenderoj për mbrëmjen e bukur që kalova mbrëmë.
NORA - *(Ngrihet në këmbë dhe bën ecejake nëpër dhomë)* Ah, mbrëmë nuk e di, por nuk më është dukur ndonjë mbrëmje me të vërtetë e bukur, siç e kemi zakon t'i kalojmë ne këndej. Do të kishe bërë mirë të kishe ardhur ca kohë më parë në kryeqytet, moj Kristinë. Po, Torvaldi është njeri familjar dhe di se si të bëjë për ta bërë folezën tonë edhe të bukur, edhe të këndëshme.
ZON JA LINDE - Po edhe ti ama, s'je e paktë, kështu ma thotë mendja, nuk je më kot e bija e babait. Po a s'më thua: doktor Ranku përherë është kështu i dërrmuar shpirtërisht si dje?
NORA - Po, por dje qe ca më tepër. Është i sëmurë, i gjori, ka një sëmundje të rrezikshme shumë, Kapsiniten (Rückenmarkschwind-sucht). Se duhet ta dish, Kristinë, që babai i tij ka qenë një njeri i shthurur dhe feminist i tërbuar. Dhe për këtë shkak, e kupton? I biri ka dalë i sëmurë e ligaç, që kur qe i vogël.
ZONJA LINDE - *(I lë duart dhe rrobën që po qepte të bien në prehër)* Po ti, o Nora, ku i paske mësuar këto gjëra?
NORA - *(Duke ecur)* Eh!... Kur bëhesh me tre fëmijë, fillojnë e të bëjnë vizita ca gra që.. , që diç marrin vesh nga mjekësia. Dhe kështu, sa për të kaluar kohën, ato nisin e tregojnë gjëra të ndryshme, jo për këtë, jo për atë.
ZONJA LINDE - *(Vazhdon të qepë. Heshtje e shkurtër)* Po doktor Ranku vjen këtu çdo ditë?

NORA - Çdo ditë. Është miku më i ngushtë që ka pasur Torvaldi kur ka qenë i ri. Ai është edhe për mua një mik i mirë. Doktor Rankun e mbajmë si njeri të familjes.
ZONJA LINDE - Po a s'më thua: a është me të vërtetë njeri i sinqertë? Dua të them se mos vallë e ka zakon që t'u bëjë njerëzve lajka?
NORA - Është krejt e kundërta. Po përse më pyet?
ZONJA LINDE - Kur në prezantove ti, dje, ai më tha se emrin tim e kishte dëgjuar shpesh në shtëpinë tënde, por pastaj kuptova se yt shoq s'dinte për mua asgjë fare! Nga e ka marrë vesh doktor Ranku...
NORA - Po, ke shumë të drejtë, Kristinë. Por Torvaldi më do kaq shumë, sa s'di se si të ta them, sa do që unë të jem e tëra e tij, siç ka zakon të thotë. Vitet e para të martesës, kur zija në gojë ndonjë nga të afërmit e mi, gati - gati bëhej xheloz. Kështu që unë, domosdo, hoqa dorë, por me doktor Rankun flas akoma, sepse ai rri e më dëgjon me gjithë qejf kur i flas.
ZONJA LINDE - Shiko këtu, moj Nora, ti në shumë gjëra ke mbetur akoma fëmijë, unë jam ca më e vjetër nga ti dhe kam më tepër përvojë. Ja se ç'dua të të them: ti duhet t'i japësh fund historisë që ke me doktor Rankun!
NORA - Nuk e kuptoj ç'do të thuash!
ZONJA LINDE - Dje më fole për një pasanik që të simpatizonte e që duhej të të jepte të holla...
NORA - E që, për fat të keq, nuk ekziston. E pastaj?
ZONJA LINDE - Doktor Ranku, a është mirë nga gjendja?
NORA - Po, është.
ZONJA LINDE - Dhe është vetëm, s'ka asnjeri në ngarkim?
NORA - Asnjeri. E pastaj?
ZONJALINDE – A vjen këtu çdo ditë?
NORA - Ta thashë edhe më parë. Çdo ditë vjen.
ZONJA LINDE - Po si është e mundur atëherë që një njeri i edukuar si ai, të jetë kaq pak delikat?
NORA - Nuk po të kuptoj ç'do të thuash.

ZONJA LINDE - Është e kotë, Nora! Apo pandeh se nuk e kam kuptuar se kush t'i ka dhënë hua të hollat?
NORA - Je në vete, Kristinë?... Si mund ta mendosh një gjë të tillë?... Një mik që na vjen në shtëpi çdo ditë! O zot! Kishte për të qenë një gjendje e rëndë sa s'durohet!
ZONJA LINDE - Me të vërtetë nuk është?
NORA - Jo, të betohem, as më ka shkuar në mendje kurrë.... Le që në ato kohë ai as që kishte ku t'i gjente për të m'i dhënë hua, sepse e trashëgoi pasurinë vetëm pas atyre viteve.
ZONJA LINDE - Shumë mirë, atëherë. Mendoj se ky ka qenë me të vërtetë një fat për ty, Nora.
NORA - Jo, ta them me të vërtetë që nuk kishte për të më shkuar kurrë ndër mend që t'i kërkoja hua doktor Rankut. Nga ana tjetër, ama, jam e sigurt se, sikur unë t'i kërkoja...
ONJA LINDE - Por një gjë të tillë, doemos, nuk ke për ta bërë.
NORA - Zoti na ruajtë! Bile as që besoj se do të kem nevojë. Megjithatë, jam plotësisht e bindur se, po t'i thosha doktor Rankut...
ZONJA LINDE - Fshehurazi nga burri?
NORA - Sidoqoftë, unë duhet t'i jap fund çështjes që kam krijuar pa i thënë asgjë burrit. Duhet t'i jap fund, besomë.
ZONJA LINDE - Po, ma the edhe këtë gjë, por...
NORA - *(Shëtit poshtë e lart)* Një burrë këto gjëra mund t'i rregullojë më mirë se një grua.
ZONJA LINDE - Kur ky është i shoqi... po!...
NORA - *(Duke larguar mendimin që e shqetëson)* Marrëzira, marrëzira... *(Ndalet)* As'më thua, të lutem, kur shlyhet një borxh, a ta kthejnë përsëri kambialin?
ZONJA LINDE - Natyrisht.
NORA - Dhe, po të duash, mund ta bësh atë copë letër të ndyrë copë e çikë e ta hedhësh në zjarr?
ZONJA LINDE - *(Ia ngul sytë, le mënjanë punën dhe i afrohet)* Nora, ti nuk po ma thua gjithë të vërtetën!
NORA - E paske kuptuar?

ZONJA LINDE - Që nga dita e djeshme e gjer sot, diçka të ka ndodhur, Nora! Thuama!
NORA - *(Duke iu afruar)* Kristinë! *(Vë veshin për të përgjuar. Hesht)* Po vjen Torvaldi. Prit, shko andej te fëmijët. Torvaldi s'e duron dot që të qepin përpëra tij. Thuaj Marianës të të ndihmojë.
ZONJA LINDE - *(Mbledh së bashku me Norën një pjesë të teshave)* Mirë, mirë, por po nuk m'i the të tëra ashtu hapur, unë nuk iki! *(Del nga e majta me gjithë kostumin; po në atë kohë Helmeri hyn nga dera e korridorit)*

SKENA E KATËRT
*Helmeri dhe Nora*

NORA - *(I del përpara)* Oh, Torvald, sa mirë bëre që erdhe! Po të prisja!
HELMERI - Ishte rrobaqepësja ajo?
NORA - Jo, ishte Kristina që po më ndihmon pak për të rregulluar kostumin. Ke për të parë se sa bukur do të dukem!
HELMERI - Posi jo. A nuk më ra mirë në mendje?
NORA - Mrekullia vetë ! Po edhe unë, ama, nuk po veproj mirë duke bërë ashtu siç do ti?
HELMERI - *(E zë nga mjekrra)* Po mburresh se ke dëgjuar tët shoq? Ah, çapkëne! Ah, çapkëne!... Jo, e di, nuk doje të thoshe këtë. Por nuk dua që të humbasësh kohë për faj tim. Sigurisht, ti ke ndër mend ta provosh, apo jo?
NORA - Dhe ti, sigurisht, ke ndërmend të punosh, apo jo?
HELMERI - Po. *(I tregon një tufë me letra)* Shiko, isha në Bankë... *(Kërkon që të shkojë në dhomën e tij)*
NORA - Torvald!
HELMERI - Ç'është?
NORA - Po sikur ketri yt i vogël të të lutej me të madhe për një gjë?...

HELMERI - Atëherë...
NORA - Do ta bëje?...
HELMERI - Më përpara, domosdo, duhet të më thuash se si është puna.
NORA - Ketrushi kishte për të t'u hedhur në qafë nga gëzimi e kishte për të bërë një mijë lodra!
HELMERI - Më thuaj si është puna.
NORA - Lauresha kishte për të kënduar, herë me zë të ulët, herë më zë të lartë, saqë të mbushej me këngë tërë shtëpia!
HELMERI - Po kjo lauresha, edhe kështu, nuk rri gojëmbyllur!
NORA - Do të bëhesha si silifide e do të vallëzoja për ty nën dritën e hënës! Torvald!
HELMERI - Nora... shpresoj se nuk e ke fjalën për atë që folëm në mëngjes!
NORA - *(Duke iu qfruar më tepër)* Po, Torvald! Të lutem shumë...
HELMERI - Dhe ke guxim të kthehesh prapë në këtë çështje?
NORA - Po, po, ti duhet të ma bësh këtë gjë. Lëre Krogstadin të rrijë në atë punë që ka në Bankë.
HELMERI - Po, moj Nora e dashur, në atë vend unë kam caktuar zonjën Linde.
NORA - Ah!... Ashtu?... Shumë mirë ke bërë, i dashur, por në vend të Krostadit pusho ndonjë nëpunës tjetër.
HELMERI - Jo, jo s'ka kuptim! Kësaj i thonë kokëfortësi e asgjë tjetër. Meqë ti kuturise dhe i premtove atij se do të me flisje mua për të... unë duhet...
NORA - Jo për këtë, Torvald... po për ty vetë. Ky njeri bën pjesë në redaksitë e gazetave më gojëndyra. E the edhe ti vetë. Mund të të shkaktojë shumë andralla, unë kam shumë frikë nga ai.
HELMERI - Aha... e kuptova, të trembin ca gjëra të kaluara...
NORA - Ç'do të thuash?
HELMERI - E kam fjalën domosdo, për babanë tënd.
NORA - Hë, tamam, e sheh... Kujto vetëm atë që kanë shkruar këto gazeta për babanë, se si shpifën pa pikë turpi e mëshire këta njerëz të

liq. Unë jam e sigurt se kishin për të arritur që ta pushonin nga puna, sikur qeveria të të mos kshte dërguar ty për të shqyrtuar çështjen e sikur ti të mos ishe treguar i drejtë dhe dashamirës me të!
HELMERI - Shiko këtu, Nora e dashur, midis meje e babait tend ka një ndryshim të madh. Babai yt nuk ishte nëpunës pa të meta, kurse unë jam dhe shpresoj të mbetem i tillë, sa kohë që do të jem në këtë detyrë.
NORA - Po nuk e kupton se ç'janë në gjendje të trillojnë njerëzit shpirtliq?! Kurse tani ne jemi shumë mirë, mund të jetojmë të lumtur e të qetë, pa andralla - unë, ti dhe fëmijët, Torvald! Prandaj po të lutem kaq shumë.
HELMERI - Po pikërisht për këtë, pikërisht se po e mbron ti, unë nuk mund ta lë më në vendin ku është. Tani në Bankë nuk ka njeri që të mos e ketë marrë vesh se unë kam ndër mend ta pushoj Krogstadin. Ndërsa do të na dalë që drejtori i ri na ka një grua që e bën të ndryshojë mendje...
NORA – E ç'del nga kjo?
HELMERI - Po domosdo. Mjafton që kjo kokëfortë t'ia arrijë qëllimit të saj; sepse, natyrisht, qëllime të tjera nuk ka... Kështu, unë duhet të bëhem qesharak në sy të krejt personelit... T'i bëj ata të mendojnë se unë jam një njeri që mund të ndikohem nga të tjerët?! Kështu thua ti? Po të jesh e sigurt se nuk do të kalonte shumë e tërë këto do të më binin në kokë! Veç kësaj... veç kësaj... ka dhe një arsye tjetër që Krogstadi nuk mund të rrijë në Bankë sa kohë që të jem unë drejtor.
NORA - Ç'arsye?
HELMERI - Ta zëmë se për anën e tij morale unë po mbyll një sy...
NORA - Ashtu vërtetë, Torvald, apo jo?
HELMEPJ - Thonë bile se është dhe një njeri i papërtuar... Po dëgjo si është puna: unë me atë njihem që kur kemi qenë të rinj. Ëshët një nga ato miqësi të ngutura, të papritura, që lidhim në të ri, të cilat më vonë na nxjerrin shpesh ngatërresa të mëdha, të bezdisshme! Që të të them troç, ne i flasim njëri - tjetrit me ti, e ky njeri, që nuk ka

pikën e taktit, as nuk e fsheh, as nuk përmbahet përpara të tjerëve. Pëkundrazi, ai mendon se kjo gjë i jep të drejtë të përdorë me mua një ton familjar dhe, një çikë e një çikë, ma bën "ti këtu", "ti atje"... E unë të siguroj se kjo gjë mua më bezdis, bile më bezdis shumë. Më bën të mos punoj fare në atë vend.
N ORA - Torvald, të gjitha këto ti nuk po i thua me tërë mend.
HELMERI - Ashtu?... E pse jo?
NORA - Po sepse këto janë çikërrima.
HELMERI - Si the? Çikërrima? Domethënë, unë qenkam njeri i çikërrimave?
NORA - Jo, përkundrazi, Torvald i dashur, e pikërisht për këtë...
HELMERI - Jo, njësoj është, ti arsyet e mia i quan çikërrima. Domethënë se dhe unë nuk jam veçse njeri çikërrimash! Çikërrima! Aha! Ashtu, ë?... Ah, po! Kësaj i duhet dhënë fund! I duhet dhënë fund! *(Shkon në derën e korridorit dhe thërret)* Elena!
NORA - Ç'e do?
HELMERI - *(Duke kërkuar në mes të shkresave që ka sjellë me vete)* T'i jap fund menjëherë e mirë kësaj pune të mërzitshme...

## SKENA E PESTË

*Elena dhe të tjerët*

HELMERI - Ja, çojeni këtë letër. Jepjani ndonjë hamalli, po ta shpjerë menjëherë. Adresën e ka të shkruar. *(I jep ca të holla)* Këto për hamallin.
ELENA - Si urdhëroni. *(Largohet me gjithë letër)*

## SKENA E GJASHTË

*Helmeri dhe Nora*

HELMERI - *(Duke rregulluar shkresat)* Ja, edhe kjo u bë, moj zonja kokëfortë.
NORA - *(Si e hutuar)* Torvald, ç'ishte ajo letër?
HELMERI - Pushimi i Krogstadit.
NORA - Ktheje, Torvald, ktheje prapë! Akoma jemi në kohë! Oh, Torvald! Ktheje! Bëje për mua! Për ty! Për fëmijët tanë! Dëgjon, Torvald? Bëje! Ti nuk e di se sa shtrenjtë mund të na kushtojë neve ajo letër.
HELMERI - Është shumë vonë tani!
NORA - Po, shumë vonë!
HELMERI - E dashura Norë, unë po ta fal këtë frikë që tregon, megjithëse, po të shikosh mirë, kjo është një fyerje për mua. Po, kështu është. Apo nuk është vallë një fyerje të mendosh se unë mund të kem frikë nga hakmarrja e një ngatërrestari të fëlliqur? Por ta fal, sepse në të njëjtën kohë kjo është një provë e bukur e dashurisë se madhe që ti ke për mua. *(E përqafon)* Kështu duhet të jetë, Nora ime e dashur, thesari im. Le të ngjasë ç'të dojë, por të jesh e sigurt se, po të vijë puna, do të di të kem jo vetëm guximin, por edhe forcën e duhur. Ke për ta parë, unë jam aq i fortë sa mund t'i marr të tëra përsipër.
NORA - *(E tmerruar)* Ç'do të thuash?
HELMERI - Të tëra, po të them, të tëra!...
NORA - *(Duke u përmbajtur)* Këtë nuk do ta bësh kurrën e kurrës!
HELMERI - Mirë atëherë, ta ndajmë përgjysëm, Nora! Ta ndajmë barrën, tamam ashtu si bëhet midis burrit e gruas. *(E përqafon)* Je e kënaqur tani? Hajde, hajde, Nora! Mos më vështro kështu me sy të trembur, me sy pëllumbesheje të llahtarisur! E gjithë kjo frikë që ke nuk është veçse pjellë e fantazisë sate! Tani do të bëje mirë të kërceje ca tarantelën e të ushtroheshe ca me dajren, unë po vete në dhomën e punës dhe po e mbyll derën. Kështu nuk do të dëgjoj asgjë e ti mund të bësh sa të duash zhurmë. *(Drejtohet për nga dera)* Dhe, po të vijë Ranku, dërgoje tek unë. *(I bën një shenjë me kokë, hyn me shkresat e*

*tij në dhomën e punës dhe e mbyll portën)*

## SKENA E SHTATË

*Nora, pastaj doktor Ranku. Më në fund Elena.*

NORA - *(E mpirë nga frika, qëndron si e ngurosur, duke pëshpëritur)* Ta bëjë dot thua? Po, ai e bën, e bën, sido që të thonë!... Ko, kjo nuk duhet të ngjasë kurrë!... Kjo nuk duhet lejuar kurrë! Çdo gjë tjetër, po kjo jo! Shpëtim! Rrugëdalje!... *(Bie zilja)* Doktor Ranku!... Jo, çdo gjë tjetër, po jo këtë! Le të ndodhë ç'të dojë! *(Shkon lehtas një dorë mbi fytyrë, rregullohet ca, shkon në derën e korridorit dhe e hap. Në korridor duket Ranku, duke varur pallton prej peliçeje; gjatë kësaj skene bëhet mbrëmje)* Mirëmbrëma, zoti doktor. Ju njoha nga mënyra si i binit ziles. Mos shko te Torvaldi tani, besoj se duhet të jetë i zënë me punë.

RANKU - Po ju?

NORA - *(Kur hyn Ranku, ajo mbyll derën)* Oh, ju e dini mirë, për ju unë gjej kurdoherë një orë kohë të lirë!

RANKU - Ju falenderoj, do të përfitoj nga mirësia juaj sa kohë që do të më lejohet akoma.

NORA - Ç'doni të thoni kështu? Sa kohë që do të më lejohet akoma?

RANKU - Po. Ju tremb kjo gjë?

NORA - Se, si e thatë, në njëfarë mënyre... Mos është duke ndodhur gjësendi?

RANKU - Eh, tashmë ka kohë që jam mësuar!... Megjithatë, nuk e pandehja se do të ndodhte kaq shpejt!....

NORA - *(Duke e zënë për krahu)* Ç'ka ngjarë, doktor? Ju e ditkeni? Ma thoni edhe mua.

RANKU - *(Duke ndenjur pranë stufës)* Eh, i kam keq punët, shumë keq! Është e kotë, nuk ke ç'i bën!

NORA - *(Duke psherëtirë e llahtarisur)* Ju?...

RANKU - E kush tjetër? Përse të gënjejmë veten? Unë jam më keq nga të gjithë të sëmurët e mi, zonja Helmer. Këto dite i bëra një analizë të imët e të përgjithshme trupit tim. Falimentim i plotë. S'do të kalojë as një muaj e unë do të jem në varr të më hanë krimbat.
NORA - Eh ç'janë këto fjalë të ndyra që thoni!
RANKU - Edhe vetë puna është e ndyrë! E keqja është se dhe shumë gjëra të tjera të ndyra duhet të më ndodhin përpara se të më vijë fundi. Tani nuk më ka mbetur veçse edhe një analizë e fundit. Kur ta kryej edhe këtë, do të di pak a shumë me siguri se kur do të fillojë katastrofa. Por dëgjoni këtu ç'dua t'ju them: Torvaldit, i ndjeshëm siç është, i vjen ndot nga çdo gjë e ndyrë. Kur të jem duke vdekur, ai nuk duhet të futet në dhomën time.
NORA - Doktor, ç'janë këto që thoni?
RANKU - Nuk duhet të futet. Në asnjë mënyrë! Ia kam mbyllur derën. Sapo të marr vesh me siguri se ç'ka për të ndodhur, do t'ju dërgoj kartvizitën time me një kryq të zi përsipër dhe atëherë keni për ta marrë vesh se shkatërrimi do të ketë filluar.
NORA - Oh, sot nuk u folka me ju! Kurse unë do ta kisha ndier veten shumë të lehtësuar sikur t'ju kisha parë më gazmor!
RANKU - Me vdekjen përpara syve? *(Hesht, pastaj mendueshëm)* Të vuash kështu për fajet e një tjetri! Ç'drejtësi është kjo? E megjithatë, në një mënyrë apo në një tjetër, ky ndëshkim i pamëshirshëm bie mbi çdo fëmijë.
NORA - *(Zë veshët)* Marrëzira! Qeshni, doktor, qeshni!
RANKU - Po, për besë, s'na mbetet gjë tjetër veçse të qeshim me tërë këto! Kolona ime vertebrale e mjerë, që s'të ka asnjë faj, duhet të paguajë për tërë ato ditë qejfi që kaloi im atë, kur qe oficer.
NORA - *(Në tryezën e majtë)* Juve ju pëlqejnë shumë shpargule dhe pashtete, apo jo?
RANKU - Po, edhe kërpudhat.
NORA - Vërtet edhe kërpudhat! Edhe stridhet, më duket.
RANKU - Eh, stridhet... stridhet, ta pret mendja.
NORA - Pastaj *Portoja* dhe *Shampanja*... Gjynah që tërë këto gjëra të

mira i bëjnë keq trupit tonë!
RANKU - I bëjnë keq sidomos një trupi të mjerë e fatkeq që nuk ka gëzuar kurrë!
NORA - Ah, kjo është më e keqja!
RANKU - *(Ia ngul sytë dhe e heton)* Hëm!
NORA - *(Pas pak)* Përse qeshët?
RANKU - Jo, qeshët ju!
NORA - Jo, qeshët ju!
RANKU - *(Duke u ngritur)* Po a e dini se jeni më lozonjare nga ç'e pandehja?
NORA - Sot më ka hipur të bëj mërrëzira.
RANKU - Ashtu më duket edhe mua.
NORA - *(I vë duart në supet e tij)* I dashuri im, i shtrenjti doktor Rank, vdekja nuk do t'ju rrëmbejë nga duart e Torvaldit dhe nga duart e mia!
RANKU - Oh, ju nuk do të hiqni shumë për t'u ngushëlluar! Harrohen shpejt ata që shkojnë!
NORA - *(Duke e shikuar e trembur)* Ashtu besoni ju?
RANKU - Lidhen miqësi të reja, pastaj...
NORA - Kush do të lidhë miqësi të reja?
RANKU - Ju... dhe Torvaldi, kur unë të mos jem më. Po, e më duket se që tani jam në atë rrugë. Çfarë kërkonte mbrëmë këtu ajo zonja Linde?
NORA - Aha!... Besoj se nuk do të jeni bërë shumë xheloz me Kristinën e gjorë?
RANKU - Po, jam bërë xheloz. E shoh që tani se ajo do të më zërë vendin në këtë shtëpi. Mbase ajo zonjë...
NORA - Shëët!... Mos fol me zë kaq të lartë! Është andej!
RANKU - Edhe sot? E shihni?!
NORA - E gjora ajo! I thashë vetë të vinte për të më ndihmuar që të rregolloja pak kostumin. O zot, ç'gjëra të çuditshme jeni duke thënë sot! *(Ulet në divan)* Tani ejani në vete, doktor. Nesër keni për të parë se sa bukur di të vallzoj unë, e, veç kësaj, dijeni edhe këtë, do të

kërcej për ju, po, vetëm për ju. Domosdo, edhe për Torvaldin, kuptohet. *(Merr nga kutia sende të ndryshme)* Rrini këtu tani, doktor, se dua t'ju tregoj diçka.
RANKU - *(Duke ndenjur)* Çfarë?
NORA - Shikoni.
RANKU - Çorape mëndafshi?
NORA - Ngjyrë mishi. A s'janë të mrekullueshme? Po, këtu tani është errësirë, nesër do ta shikoni... Jo, jo, jo, nuk do t'ju tregoj veçse tabanin e këmbës. Sa për mua, mund të shikoni edhe pjesën tjetër.
RANKU - Hëm...
NORA – Përse shtrembëroni buzët ashtu dhe më shikoni sikur doni të më kritikoni? Mos doni të thoni se nuk më rrinë mirë?
RANKU - Nuk jap dot asnjë gjykim, sepse në këtë pikë nuk kam asnjë mendim që të jetë me baza.
NORA - *(Ia ngul sytë një copë herë)* Hy, turp të keni! *(E godet lehtë në vesh me çorape)* Na! *(I fut çorapet në kuti).*

RANKU - Po ç'keni ndonjë send tjetër të bukur për të më treguar?
NORA - Nuk dua t'ju tregoj më asgjë, sepse sot qenkeni gojështhurur. *(Nis të këndojë duke kërkuar mes plaçkave)*
RANKU - *(Pas një heshtjeje të shkurtër)* E dini? Kur rri këtu... së bashku me ju, vetëm... mendoj, nuk mund ta marr me mend se ç'kishte për të ndodhur me mua, sikur të mos kisha vënë kurrë këmbë në shtëpinë tuaj.
NORA - *(Duke vënë buzën në gaz)* Po kështu më duket edhe mua, ju e ndieni veten këtu te ne fare mirë.
RANKU - *(Me zë të ulët, duke vështruar përpara)* Megjithatë, tani duhet t'i lë të gjitha.
NORA - Marrëzira! Ju nuk do të na lini!
RANKU - Të ikësh e të mos lësh dot asnjë shenjë të çfardoshme mirënjohjeje, apo qoftë edhe një ndjenjë të shkurtër e të lehtë keqardhjeje... asgjë, përveç një vendi të zbrazët, që do të thotë mbase nga i pari njeri që do të vijë...

NORA - E sikur t'ju lutesha... Jo!
RANKU - Për çfarë?
NORA - Që të më jepnit një provë të madhe të miqësisë suaj...
RANKU - Si... Si?...
NORA - Jo, desha të them, nëse mund të më bënit një të mirë të madhe, shumë të madhe...
RANKU - Me të vërtetë kërkoni të më falni këtë lumturi?
NORA - Oh ju as që mund ta merrni me mend se si është puna.
RANKU - Mirë atëherë, ma thoni ju.
NORA - Nuk mundem, doktor, se është një gjë kaq e madhe, saqë unë... nuk është vetëm një ndihmë, por edhe një këshillë... një ndihmë...
RANKU - Ca më mirë. Nuk po e kuptoj fare se çfarë doni të më thoni. Po flisni pa u druajtur. Apo vallë nuk keni besim tek unë?
NORA - Jo, te ju kam besim si tek askush tjetër. Ju jeni miku im më i mirë e më besnik, e di këtë, e prandaj po jua them juve. E mirë, doktor, ju duhet të më ndihmoni për të penguar që... Ju e dini që Torvaldi më do në një mënyrë që s'kam si e përshkruaj... marrëzisht... ai nuk do të mendonte asnjë çast, po të qe puna se duhej të sakrifikonte jetën e tij për mua...
RANKU - *(I përkulur pak nga ana e Norës)* Nora, ju besoni se ai është i vetmi që...
NORA - *(Me një tronditje të lehtë)* Që?...
RANKU - Që do ta falte me gjithë qejf jetën e tij për ju?
NORA - *(Me trishtim)* Ah, ashtu !
RANKU - Isha betuar vetë me vete që, para se të ikja, t'jua thosha. Rast më të mirë nuk mund të prisja. Po, Nora, tani e morët vesh, më në fund. E për këtë tani mund të keni besim tek unë më shumë se te kushdo tjetër.
NORA - *(Ngrihet e flet e qetë, me një ton të thjeshtë)* Më lejoni të kaloj.
RANKU - *(E le të kalojë, po kurdoherë qëndron ulur)* Nora...
NORA - *(Në derën e korridorit)* Elena, sillni llambën. *(I afrohet stufës)* Ah, i dashur doktor Rank, nuk vepruat aspak mirë...

RANKU - Sepse ju dua si i marrë, si askush tjetër? Për këtë paskam vepruar keq? *(Ngrihet)*
NORA - Jo, por bëtë keq që ma thatë! S'ishte nevoja.
RANKU - Doni të thoni?... Ju e dinit? *(Elena vjen me llambën, e le mbi tryezë dhe del)* Nora, zonja Helmer, më thoni, a kishit kuptuar gjësendi?
NORA - E nga ta di unë në kisha kuptuar gjë apo jo? Me të vërtetë nuk jam në gjendje t'ua them... Sa keq, doktor, që vepruat në këtë mënyrë. Ishim kaq mirë më parë!
RANKU - Sidoqoftë, ju tani jeni plotësisht e sigurt se unë jam i tëri juaji: trupërisht e shpirtërisht. E tani thuamëni ç'keni për të më thënë...
NORA - *(E shikon)* Tani, pas kësaj që ndodhi?
RANKU - Ju lutem të më thoni si është puna.
NORA - Tani nuk mund t'ju them më asgjë.
RANKU - Jo, jo. Nuk duhet të më ndëshkoni në këtë mënyrë. Më lejoni të bëj për ju atë që mund të bëjë një njeri.
NORA - Tani nuk mund të bëni për mua asgjë dhe, nga ana tjetër, unë nuk kam nevojë për ndihmë. Keni për të parë se tërë këto nuk kanë qenë veçse trillime të mendjes sime. Kuptohet. Domosdo. *(Ulet në poltronën lëkundëse dhe e vëren me buzën në gaz)* Po, zoti doktor, ju me të vërtetë jeni një babaxhan njeri! Po a s'më thoni, a nuk ju vjen turp tani në dritën e llambës!
RANKU - Jo, me të vërtetë jo. Mos vallë duhet të largohem! Të largohem përgjithmonë?
NORA - Jo, këtë gjë nuk duhet ta bëni. Ju duhet të vazhdoni të vini te ne, si më parë. Apo nuk e dini që Torvaldi nuk rri dot pa ju?
RANKU - Po ju?
NORA - Oh, mua më duket përherë se, kur vini ju këtu, çdo gjë është më e qeshur!
RANKU - Pikërisht kjo gjë më bëri të gaboj. Ju jeni një enigmë për mua. Nganjëherë, bile, kam pandehur se kishit kënaqësi të rrinit me mua sikur rrinit me Torvaldin.

NORA - Po, kjo gjë mund të ndodhë: një njeri e duam më shumë se çdo gjë tjetër në botë, ndërsa me një tjetër kemi kënaqësi të shoqërohemi.
RANKU - Ashtu është, ka diçka të vërtetë në këto fjalë.
NORA - Kur isha në shtëpinë time, mbi çdo gjë tjetër doja, domosdo, babanë. Por gëzimi im më i madh ishte kur shkoja me vrap në dhomën e shërbyesve: e para, sepse ato nuk rrinin kurrë të më këshillonin e të më jepnin mësime dhe, e dyta, sepse aty bëhej kaq qejf, duke qeshur e duke thënë shakara, saqë s'kam si t'jua tregoj.
RANKU - Aha, domethënë unë paskam zëvendësuar shërbyeset!
NORA - *(Brof në këmbë dhe rend drejt tij)* Oh, i dashur doktor, nuk dua të them këtë. Por të më besoni se me Torvaldin është njësoj si me tim atë...
ELENA - *(Duke ardhur nga korridori)* Zonjë. *(I pëshpërit diçka në vesh dhe i jep një letër)*
NORA - *(I hedh një sy letrës)* Ah! *(E fut në xhep)*
RANKU - Ndonjë lajm i mirë?
NORA - Jo, jo, aspak, s'është asgjë... Është kostumi im i ri...
RANKU - Ashtu? Po sikur thatë që e kishit andej...
NORA - Ah! Po, atë, por ky është një tjetër... E kam porositur unë !... Torvaldi nuk duhet ta marrë vesh...
RANKU - Aha! Kjo na qenka dhe e fshehta e madhe!
NORA - Po. Shkoni e rrini pak me Torvaldin, doktor. Është andej, në dhomën e vet. Mbajeni ca me fjalë, ndërsa unë...
RANKU - Mos kini frikë. Nuk më shpëton dot, *(Hyn në dhomën e Helmerit)*
NORA - *(Elenës)* Doemethënë po pret në kuzhinë.
ELENA - Po, hyri nga shkalla e pasme e shërbimit...
NORA - Po a i thatë se kisha njerëz këtu?
ELENA - I thamë, po nuk dëgjoi.
NORA - E nuk dëgjon të ikë?
ELENA - Jo, kërkon më parë të bisedojë me ju.

NORA - E mirë atëherë, lëreni të hyjë, por ngadalë. E mos i tregoni asnjeriu për këtë, Elenë. Kjo duhet të bëhet një surprizë për tim shoq.
ELENA - Po, po, e kam kuptuar... *(Del)*
NORA - Çasti i tmerrshëm po afrohet... Do të ngjasë, pra?... Jo, jo, jo! Nuk është e mundur, nuk duhet të ngjasë! *(Shkon në derën e Helmerit dhe e mbyll me çelës. Elena i hap derën e korridorit Krogstadit dhe e mbyll pas tij. Krogstadi është veshur me një pallto të madhe udhëtimi prej gëzofi, me çizme të gjata dhe me një kallpak në kokë)*

## SKENA E TETË

*Krogstadi dhe Nora*

NORA - *(Duke i dalë përpara)* Flisni me zë të ulët, im shoq është në shtëpi.
KROGSTADI - Le të jetë.
NORA - Ç'kërkoni nga unë?
KROGSTADI - Dua të di diçka.
NORA - Atëherë, flisni shpejt. Ç'kërkoni?
KROGSTADI - A e dini që më pushuan nga puna?
NORA - Nuk e ndalova dot këtë gjë, zoti Krogstad. Kam luftuar gjer në fund për ju, por nuk ia dola dot mbanë.
KROGSTADI - Po kaq pak ju dashka burri? E di mirë që unë mund të veproj kundër jush, e megjithatë...
NORA - Si mund të mendoni që unë t'ia kem thënë?
KROGSTADI - Jo, nuk e mendoj aspak. E di mirë që i shtrenjti Torvald Helmer nuk e ka atë kurajë civile...
NORA - Zoti Krogstad, kërkoj respekt për tim shoq.
KROGSTADI - Doemos, tërë respektin që meriton! Po, duke qenë se zonja po ruan me kaq frikë të fshehtën e kësaj pune, unë kam të drejtë të mendoj se, më tepër nga dje, ju keni sot një ide më të qartë

të aktit që keni kryer.
NORA - Shumë më të qartë nga ç'mund të ma kishit bërë ju?
KROGSTADI - Domosdo, një avokat i keq ashtu si une...
NORA - Çfarë kërkoni atëherë?
KROGSTADI – Desha të di vetëm se si jeni me shëndet, zonja Helmer. Tërë ditën te ju e kam pasur mendjen. Një nëpunës çapaçul, një avokat dosido, një... më në fund, një njeri kështu si unë, zonjë, nuk është pa zemër në kraharor.
NORA - Atëherë, tregojeni këtë. Mendoni pak për fëmijët e mi.
KROGSTADI - Po burri juaj a ka menduar për të mijtë?... Por le t'i lëmë këto fjalë, unë desha t'ju them vetëm se nuk është nevoja ta merrni çështjen me aq seriozitet. Hë për hë, nga ana ime, unë nuk do të bëj asnjë kallëzim.
NORA - Ah, vërtetë?... Oh, e dija unë, e dija...
KROGSTADI - Çdo gjë mund ta rregullojmë kështu, si në mes miqsh. Nuk ka nevojë ta marrin vesh bota: le të mbetet në mes nesh të treve.
NORA - Im shoq nuk duhet të marrë vesh asgjë.
KROGSTADI - Si mund ta pengoni ju një gjë të tillë atëherë? A jeni në gjendje të paguani ju vetë pjesën që mbetet?
NORA - Jo ! Tani për tani jo.
KROGSTADI - Apo mos vallë dini ndonjë mënyrë për të më siguruar të hollat këto ditë?
NORA - Nuk di asnjë mënyrë.
KROGSTADI - Por, nga ana tjetër, do të ishte e kotë çdo gjë. Tani, edhe sikur tërë të hollat t'i kishit këtu, në duart tuaja, unë nuk kisha për t'jua kthyer kambialin.
NORA - Atëherë, më thoni se ç'kërkoni të bëni.
KROGSTADI - Dua ta mbaj, në mos tjetër, sa për ta pasur unë në duart e mia. Këtë nuk do ta marrë vesh as ndonjë i huaj. Prandaj, në qoftë se merrni ndonjë vendim të dëshpëruar...
NORA - Do ta bëj...
KROGSTADI - Në qoftë se keni ndërmend të lini burrin... femijët...

NORA - Do ta bëj...
KROGSTADI - ... Apo të bëni ndonjë gjë akoma edhe më të keqe...
NORA - Nga e dini ju këtë?
KROGSTADI - Shumica prej nesh e ka ndër mend një gjë të tillë në fillim... Edhe unë kështu kisha vendosur dikur... por nuk pata guxim...
NORA - *(Me një fije zëri)* Po ashtu edhe unë.
KROGSTADI - *(Duke psherëtirë i lehtësuar)* Ah, edhe ju, apo jo?... Edhe ju nuk keni guxim?
NORA - Jo...Jo!
KROGSTADI - E, dëgjomëni mua, kishte për të qenë një budallallëk i madh! Mjafton sa të kalojë kjo stuhi e parë bashkëshortore... Këtu në xhep kam një letër për burrin tuaj...
NORA - Ia keni thënë të tëra?
KROGSTADI - Në mënyrën më të butë që mundet.
NORA - *(Shpejt)* Ajo letër nuk duhet t'i bjerë kurrë në dorë atij. Griseni. Do të bëj si do të bëj dhe do t'jua gjej të hollat.
KROGSTADI - Më falni, zonja Helmer, por më duket se ju thashë...
NORA - Nuk e kam fjalën për të hollat që ju kam borxh. Hapni gojën e thuamëni shumën, shumën e madhe që kërkon nga im shoq, e unë jam gati t'jua paguaj.
KROGSTADI - Unë nuk kërkoj të holla nga burri juaj.
NORA - Ç'kërkoni atëherë?
KROGSTADI – Jua thashë: dua të ringjallem, zonja Helmer, dua të rehabilitohem dhe burri juaj duhet të më ndihmojë që t'ia dal mbanë kësaj gjëje! U mbush plot një vit e gjysmë që nuk kam bërë gjënë më të vogël. Gjatë tërë kësaj kohe kam luftuar kundër shtrëngesave që më janë bërë, por e ndieja veten të lumtur, sepse po kuptoja që po ngrihesha pak e nga pak. Kurse tani më flakin tutje, por unë nuk dua më që të më pranojnë nga mëshira, unë dua të ringjallem, po ju them... Dua që të më marrin në punë në Bankë përgjithmonë, po... dhe me kushte më të mira. Burri juaj duhet të krijojë posaçërisht për mua një nëpunësi që të mund të më

rehabilitojë.
NORA - Këtë nuk ka për ta bërë kurrë.
KROGSTADI - Ka për ta bërë, unë e njoh. Ka frikë nga skandalet. Sa të futem edhe unë aty, bashkë me të, pastaj keni për ta parë edhe vetë! Pa mbushur vitin, unë kam për t'u bërë krahu i djathtë i drejtorit. Jo Torvald Helmeri, por Nils Krogstadi ka për ta drejtuar Bankën Tregtare.
NORA - Ju nuk do t'ia arrini kësaj gjëje!
KROGSTADI - Mos vallë ju...
NORA - Po, tani kam kaq guxim!
KROGSTADI - Ah, një zonjë delikate, e përkëdhelur, kështu si ju, nuk më tremb...
NORA - Keni për ta parë! Keni për ta parë!
KROGSTADI - Në mes të akujve, mbase? Apo në fund të ujit të ftohtë dhe të zi? E pastaj, në pranverë, ujët do t'ju nxjerrë në breg, të prishur, të deformuar, me flokë të shkulur...
NORA - Nuk më trembni dot.
KROGSTADI - Edhe ju mua. Hapa të tillë, zonja Helmer, s'para bëhen lehtë. Le që, pastaj, për ç'qëllim? Mua, sido që të jetë puna, letra më mbetet në xhep.
NORA - Edhe atëherë?... Edhe sikur unë të mos jem më?
KROGSTADI - Po a nuk e kuptoni që, gjallë qofshi apo vdekur, nderi juaj varet nga unë? *(Nora nuk di ç 'të thotë dhe e shikon)* Ja, tani filluat ta merrni vesh si qëndron puna. Ndaj, mos bëni marrëzira. Sapo ta marrë Torvaldi letrën time, unë pres përgjigje nga ai, dhe ju, zonjë, mendohuni mirë se, në qoftë se burri juaj do të më shtyjë që të hidhem përsëri në rrugë të keqe, unë nuk kam për t'ia falur kurrë! Mirupafshim, zonja Helmer! *(Del në korridor)*

SKENA E NËNTË

*Nora, pastaj zonja Linde*

NORA - *(Rend te dera, e hap pak dhe vë veshin)* Po ikën, nuk ia jep letrën... Jo... jo... është e pamundur! *(E hap portën dhe ca)* Çfarë po bën tani? U ndal? Nuk po zbret shkallët? Po mendohet? Mos vallë... *(Dëgjohet një letër që bie në kutinë e postës e pastaj zhurma që bën Krogstadi duke zbritur nëpër shkallë. Nora, me një britmë të përmbajtur, përshkon dhomën e vjen në divan pranë tryezës. Heshtje e shkurtër)* Në kutinë e letrave! *(Vrapon ngadalë dhe me druajtje te dera)* Ja tek është, Torvald, Torvald, tani mbaruam.

ZONJA LINDE - *(Me kostumin, nga dhoma në të majtë)* Mbaroi edhe kjo, tani është në rregull. Nuk do ta provosh?

NORA - *(Ngadalë e me zë të ngjirur)* Kristinë, eja këtu...

ZONJA LINDE - *(E hedh kostumin mbi divan)* Ç'ke kështu? Je prishur në fytyrë.

NORA - Eja pak këtu. *(Shkojnë te dera)* E shikon atë letër? Atje, e shikon dot pas rrjetës së kutisë?

ZONJA LINDE - Po, po, e shikoj.

NORA - Ajo letër është nga Krogstadi...

ZONJA LINDE - Nora. Ai t'i paska dhënë hua të hollat?

NORA - Po, dhe tani Torvaldi ka për t'i marrë vesh të gjitha.

ZONJA LINDE - Dëgjo, Nora, kjo është gjëja më e mirë edhe për ty, edhe për atë.

NORA - Po ti akoma nuk i di të gjitha, unë kam falsifikuar një firmë.

ZONJA LINDE - Ç'thua kështu, pash zotin?...

NORA - Të lutem për një gjë, Kristinë, ti duhet të jesh dëshmitare...

ZONJA LINDE - Si dëshmitare?... Për çfarë?,..

NORA - Në qoftë se unë do të çmendem, e kjo mund të më ndodhë fare lehtë...

ZONJA LINDE - Nora?

NORA - O në qoftë se do të më ndodhte ndonjë gjë tjetër, ndonjë gjë që do të më pengonte të qëndroja këtu...

ZONJA LINDE - Nora, Nora, ti nuk di se ç'flet!

NORA - Në qoftë se ndonjë tjetër do të kërkonte të merrte përsipër

tërë përgjegjësinë, dua të them, të merrte përsipër fajin...
ZONJA LINDE - Po, po, por ç'janë këto që thua?
NORA - Atëherë ti duhet të dalësh dëshmitare e të thuash që nuk është e vërtetë, Kristinë. Jo, e di shumë mirë se çfarë jam duke thënë; në këtë çast po të flas me mendje të kthjellët e po të them prapë; askush tjetër, e kupton, nuk ka ditur gjë kurrë, unë vetëm i kam bërë të tëra. Mos e harro këtë, Kristinë, mos e harro.
ZONJA LINDE - Nuk do ta harroj, por të betohem që nuk po kuptoj asgjë...
NORA - E, fundi i fundit, nga ta kuptosh?... Tani do të ndodhë mrekullia!
ZONJA LINDE - Mrekullia?
NORA - Po, mrekullia! Por është e tmerrshme! Jo, Kristinë, kjo nuk duhet të ngjasë, në asnjë mënyrë nuk duhet të ngjasë.
ZONJA LINDE - Po ngrihem e po vete që tani te Krogstadi.
NORA - Mos shko. Do të të fyejë.
ZONJA LINDE – Ka qenë një kohë kur për dashurinë time ai ishte gati të bënte çdo gjë për mua.
NORA - Ai?
ZONJA LINDE - Ku banon tani?
NORA - E nga ta di?... Ah, po ! *(Nxjerr nga xhepi kartvizitën)* Kam kartvizitën e tij... ajo letër, ajo letër...

## SKENA E DHJETË

*Helmeri nga jashtë dhe të paret*

HELMERI - Nora! *(Troket në derë nga dhoma e tij)*
NORA - *(Bërtet e tmerruar)* Kush është?... Ti je?... Ç'më do?
HELMERI - Shih, shih, po mos u tremb kaq shumë! Ne s'kemi si hyjmë. Ti e ke mbyllur derën me çelës. Je duke provuar kostumin apo çfarë?
ZONJA LINDE - Po, po, vërtetë, po provoj kostumin... Ah, ta shikoje, Torvald, sa bukur më rri!

ZONJA LINDE - *(Që ka lexuar kartvizitën)* Banoka këtu afër, në të kthyer të rrugës.
NORA - Po, por tani çdo gjë është e kotë. Ne jemi të humbur! Letra është brenda në kuti.
ZONJA LINDE - Dhe çelësin e ka yt shoq?
NORA - Ai e mban gjithmonë.
ZONJA LINDE - Duhet që Krogstadi të gjejë ndonjë arsye për ta tërhequr këtë letër!
NORA - Torvaldi e ka zakon që pikërisht në këtë orë...
ZONJA LINDE - Bëj çmos për ta ndaluar, ndërsa unë po vete tek ai. Vajta dhe erdha. *(Del me nxitim nga dera e hyrjes)*
NORA - *(Shkon te dera e Helmerit, e hap dhe shikon brenda)* Torvald!

## SKENA E NJËMBËDHJETË

*Nora, Helmeri, pastaj Ranku, më vonë zonja Linde dhe Elena*

HELMERI - *(Nga dhoma tjetër)* Më në fund mund të hyjmë në dhomën tonë. Hajde, Rank. Tani do të shikojmë... *(Në prag të derës)* Po kësaj ç'i thonë?
NORA - Çfarë, i dashur?
HELMERI - Sipas fjalëve të Rankut, unë prisja të shikoja një skenë makabre madhështore, kurse...
RANKU - *(Në prag të derës)* Unë kështu e kisha kuptuar, por, me sa duket, qenkam gabuar.
NORA - Jo, askush nuk do të më shikojë në tërë madhështinë time përpara se të vijë e nesërmja mbrëma.
HELMERI - Po ç'ke kështu? Më duket se je shumë e lodhur. Eh, këto ballot! Ke bërë shumë prova?
NORA - Jo, nuk kam bërë asnjë provë.
HELMERI - Por duhet të bësh, ama...
NORA - Po, Torvald, e di, është e domosdoshme. Por në qoftë se

nuk më ndihmon ti, unë nuk do të bëj dot asgjë... i kam harruar të gjitha.
HELMERI - Oh, s'është ndonjë zor i madh t'i kujtosh prapë.
NORA - Po, Torvald, më ndihmo ca. Ma jep fjalën? Ah, ta dije sa frikë kam! Kushedi se sa njerez do të ketë... Dëgjo, Torvald, sonte nuk do të bësh gjë tjetër veçse do të merresh me mua. Nuk do të zësh punë me dorë, nuk do ta prekësh penën fare! Ë! Apo jo, i dashur?
HELMERI - Të jap fjalën. Sonte dua të jem i tëri nën urdhërat e tua, moj vogëlushja ime... Hëm, hëm... Vetëm se më parë... *(Drejtohet nga dera e korridorit)*
NORA - Ç'kërkon aty?
HELMERI - Të shoh se mos ka ndonjë letër!
NORA - Jo, jo, jo tani, Torvald!
HELMERI - E përse jo?
NORA - Të lutem, Torvald, nuk ka asnjë letër...
HELMERI - Më lërë të shikoj ! *(Bën të largohet)*
NORA - *(Ulur në piano, u bie batutave të para të tarantelës)*
HELMERI - *(Qëndron në prag të derës për të dëgjuar nëse Norës i kujtohet pjesa)* Aha...
NORA - Dëgjo këtu Torvald, në qoftë se nuk bëj një provë më ty, nesër nuk kërcej dot.
HELMERI - *(Duke u afruar)* Ç'trembesh kaq shumë, si ndonjë çupkë e vogël?
NORA - Po s'kam ç'bëj, kam shumë frikë. Hajde të bëjmë një provë tani. Kemi akoma kohë, gjersa të ulemi për të ngrënë. Ulu këtu e bjeri, Torvald, më beso, më qorto, ndreqmë atje ku gaboj...
HELMERI - Me gjithë qejf, me gjithë qejf, në qoftë se do tani. *(Ulet në piano)*
NORA - *(Merr nga kutia një dajre të vogël dhe një shall të gjatë me ngjyra të ndryshme, të cilin e mbështjell rreth vetes me nxitim, pastaj, me një kërcim, hidhet në mes të skenës)* E tani bjeri për mua! Dua të kërcej. *(Helmeri i bie pianos. Nora kërcen, Ranku qëndron nga pas Helmerit dhe*

*shikon)*

HELMERI - *(Duke vazhduar t'i bjerë pianos)* Më ngadalë, më ngadalë.

NORA - Nuk mundem ndryshe.

HELMERI - Jo me kaq vrull, Nora.

NORA - Tamam kështu duhet!

HELMERI - *(Ndërpret muzikën)* Jo, jo, nuk është kështu.

NORA - *(Qesh dhe shkund dajren)* A s'të thashë unë?

RANKU - Po sikur t'i bie unë pianos?

HELMERI - *(Ngrihet)* Shumë mirë, bjeri ti, kështu do ta kem më lehtë për ta mësuar. *(Ranku ulet në piano dhe i bie. Nora kërcen me një shqetësim në trupin e saj, që sa vete e bëhet më i madh. Helmeri qëndron pranë stufës dhe gjatë kohës që Nora kërcen, i jep disa udhëzime për ta qortuar. Por, me sa duket, Nora nuk e dëgjon: flokët i zgjidhen dhe i bien mbi supe. Ajo nuk ua vë veshin, por vazhdon të kërcejë)*

ZONJA LINDE - *(Hyn dhe stepet në vend nga habia)* Ah!

NORA - *(Duke vazhduar të kërcejë)* E sheh, Kristinë, se sa të gëzuar jemi!

HELMERI - Po ti, moj Nora ime e dashur, ti po kërcen sikur po lufton për jetë a për vdekje!

NORA - Tamam ashtu është.

HELMERI - Mjaft, Rank, kësaj nuk i thonë valle, kësaj i thonë marrëzi... Mjaft, të them! *(Ranku pushon, në çast ndalet edhe Nora)*

HELMERI - *(Duke iu afruar Norës)* Këtë nuk e pandehja kurrë, ti i ke harruar të gjitha!

NORA - *(Hedh tutje dajren)* E sheh edhe vetë...

HELMERI - Po, duhet t'i mësosh nga e para.

NORA - Ja, e sheh edhe vetë se është e domosdoshme që ti të merresh me mua. Dua që ti të rrish me mua gjer në çastin e fundit. Ma jep fjalën, Torvald?

HELMERI - Domosdo që ta jap! Ndryshe do të na turpërosh fare!

NORA - As sot, as nesër nuk do të mendosh gjë tjetër përveç meje. Sot nuk do të hapësh asnjë letër... asnjë, as kutinë... e letrave.

HELMERI - Aha, ke frikë gjithmonë nga ai njeri?

NORA - Po, po, edhe ajo është.
HELMERI - Nora, e kuptoj nga fytyra jote se atje duhet të jetë ndonjë letër e tij.
NORA - Nuk e di, mbase, por tani nuk duhet të kërkosh asgjë. Asgjë e papëlqyer nuk duhet të ndodhë mes nesh, gjersa të ketë marrë fund çdo gjë.
RANKU - *(Me zë të ulët, Helmerit)* Torvald, bëja qejfin.
HELMERI - *(Duke i hedhur krahun)* U bëftë ashtu siç do vogëlushja ime. Po nesër mbrëma, kur kjo tarantela e bukur të ketë marrë fund...
NORA - Atëherë mund të bësh çfarë të duash.
ELENA - *(Në prag të derës së djathtë)* Zonjë, tryeza është gati.
NORA - Na nxirr edhe shampanjë, Elenë.
ELENA - Si urdhëron. *(Largohet)*
HELMERI - Aha, gosti paskemi?
NORA - Po, një gosti me shampanjë. Do të rrimë në tryezë gjersa të gdhihet. *(I thërret kamarieres nga pas)* Elenë!... Edhe bajame të sheqerosura... Jo, shumë... *(Torvaldit)* Për këtë radhë vetëm!
HELMERI - *(I zë duart)* Hajde, po e pranojmë edhe këtë, po, ama, jo këtë ankth të egër, Nora. Bëhu tani si më parë, lauresha ime e butë.
NORA - Po, po, do të jem, do të jem. Por tani shko andej. Edhe ju, doktor, Kristinë, ti duhet të më ndihmosh pak që të rregulloj flokët.
RANKU - *(Me zë të ulët, Helmerit, duke u larguar bashkë me të)* Mos ju ka ngjarë gjë, mos vallë keni
ndonjë gjë?... Dua të them...
HELMERI - Gjë prej gjëje, doktor i dashur. S'është veçse ajo frikë prej çilimiu që të thashë. *(Dalin që të dy nga e djathta)*
NORA - *(Zonjës Linde)* E, ç'kemi?
ZONJA LINDE - Është larguar nga qyteti.
NORA - E kuptova menjëherë nga fytyra jote.
ZONJA LINDE - Kthehet nesër mbrëma. I lashë në shtëpi një copë pusullë.
NORA - Nuk ke bërë mirë. Ti nuk duhet të pengosh asgjë. Fundi i

fundit, s'ka gjë më të bukur sesa të rrish e të presësh në këtë mënyrë atë që do të jetë mrekullia vetë.
ZONJA LINDE - Çfarë pret?
NORA - Ah! Ti nuk mund ta kuptosh këtë mrekulli. Shko andej me ata, tani vij edhe unë. *(Zonja Linde shkon në dhomën e bukës)*

### SKENA E DYMBËDHJETE

*Nora, pastaj Helmeri*

NORA - *(Qëndron një çast si për t'u menduar, pastaj vëren orën e saj)* Pesë. Plot shtatë orë gjersa të vijë mesnata, pastaj edhe njëzet e katër orë të tjera gjer te mesnata tjetër. Pstaj tarantela dhe... çdo gjë, merr fund. Njëzet e katër dhe shtatë? Edhe tridhjet e një orë jetë akoma!
HELMERI - *(Në prag të derës se djathtë)* Ku është futur lauresha ime e vogël?
NORA - *(Vrapon te Helmeri me krahë hapur)* Ja tek është !

## AKT I III

*Po ajo dhomë. Tryeza që ishte¨pranë divanit, së bashku me karriget qark saj, tani ndodhet më përpara në mes. Mbi tryezë është një llambë e ndezur. Dera e hyrjes është e hapur. Dëgjohet muzika që bie në katin e sipërm, ku po jepet balloja.*

### SKENA E PARË

*Zonja Linde, ulur në tavolinë, shfleton një libër, si e hutuar. Mundohet të lexojë diçka, por duket që nuk e heq dot mendjen nga ca mendime. Hera - herës kthen kokën nga dera e hyrjes për të vënë veshin mos vjen ndokush,*

*pastaj Krogstadi.*

ZONJA LINDE - *(Duke parë orën)* Akoma s'duket. Dhe s'po na mbeten veçse pak minuta. Sikur... *(Vë veshin për të dëgjuar)* Ah, ja, erdhi ! *(Shkon në korridor dhe hap me kujdes derën e shkallëve. Flet me zë të ulët)* Hyni, s'ka njeri.
KROGSTADI - *(Në prag të derës)* Gjeta në shtëpi pusullën tuaj. Ç'do të thotë kjo?
ZONJA LINDE - Kam shumë nevojë të bisedoj me ju.
KROGSTADI - Aha! Dhe u dashka të bisedojmë tamam këtu, në këtë shtëpi?
ZONJA LINDE - Tek unë nuk ishte e mundur. Dhoma ime nuk ka hyrje më vete. Këtu jemi vetëm fare, shërbyeset po flenë, ndërsa Helmerët kanë vajtur lart, në ballo.
KROGSTADI - *(Duke hyrë në dhomë)* Shih! Shih! Sonte paskan vajtur Helmerët të kërcejnë? Vërtetë?
ZONJA LINDE - Po, e përse jo?
KROGSTADI - Hëm! Ashtu vërtet, e përse jo?
ZONJA LINDE - E tani, Krogstad, ejani të bisedojmë bashkë.
KROGSTADI - Mos vallë ka mbetur edhe ndonjë gjë për të biseduar bashkë?
ZONJA LINDE - Po, shumë.
KROGSTADI - Nuk e prisja.
ZONJA LINDE - Sepse kurrë nuk më keni kuptuar ashtu si duhet.
KROGSTADI - Nuk e di se si qenka e vështirë për t'u kuptuar një gjë që është fare e qartë. Një grua, që s'ka zemër në kraharor, i kthen shpinën një burri, kur i del përpara një rast më i leverdisshëm.
ZONJA LINDE - Dhe ju besoni vërtet që unë jam një grua pa zemër në kraharor? Besoni se unë preva çdo marrëdhënie me ju nga mendjelehtësia?
KROGSTADI - Jo?
ZONJA LINDE - Krogstad, me të vërtetë e keni besuar një gjë të tillë?

KROGSTADI - E përse atëherë më shkruat atë letër?
ZONJA LINDE - Nuk mund të bëja ndryshe. Meqë isha e detyruar të shkëputesha nga ju, e ndieja si detyrë që ta bëja zemrën tuaj të më harronit krejtësisht.
KROGSTADI - *(Duke shtrënguar duart e veta)* Aha, dhe tërë këtë, vetëm për para!
ZONJA LINDE - Mos harro se kisha një nënë invalide dhe dy vëllezër të vegjël. Ne nuk mund të prisnim, Krogstad. Shpresat tuaja për të ardhmen në ato kohë ishin fare të pakta...
KROGSTADI - Kjo mund të jetë e vërtetë; por nuk e kishit aspak të drejtën që të më përbuznit mua për një tjetër.
ZONJA LINDE - Ashtu?... Nuk e di! Shpesh ia kam bërë edhe vetes këtë pyetje nëse e kisha këtë të drejtë apo jo.
KROGSTADI - *(Me zë të ulët)* Kur ju humba, Kristinë, m'u duk sikur befas toka m'u lëkund nën këmbë. Shikomëni, tani jam një njeri që s'di ku të kapet... një njeri që po mbytet...
ZONJA LINDE - Mundet fare bukur që ndihmën ta keni pranë.
KROGSTADI - E kisha pranë. Por erdhët ju e ma mbyllët rrugën.
ZONJA LINDE - Pa e ditur, Krogstad. Vetëm sot në mëngjes unë e mora vesh se duhej të zija vendin tuaj.
KROGSTADI - E besoj, meqë ma thoni ju... Por tani që e morët vesh, do të tërhiqeni?
ZONJA LINDE - Jo, sepse për ju kjo nuk do të sillte asnjë dobi.
KROGSTADI - Dobi... dobi... sikur të isha në vendin tuaj, unë kisha për të bërë njësoj...
ZONJA LINDE - Jeta dhe skamja e pamëshirshme më kanë mësuar të dëgjoj kurdoherë zërin e arsyes.
KROGSTADI - Kurse mua jeta më ka mësuar që të mos u zë besë fjalëve.
ZONJA LINDE - Kjo do të thotë se ju ka mësuar diçka me të vërtetë të arsyeshme. Po te faktet, a besoni?
KROGSTADI - Ç'doni të thoni?
ZONJA LPNDE - Më thatë se jeni një njeri që s'di ku të kapet... një

njeri që po mbytet.
KROGSTADI - Dhe kam arsye ta them.
ZONJA LINDE - Edhe unë jam një njeri që po mbytet.
KROGSTADI - Këtë fat e keni zgjedhur vetë.
ZONJA LINDE - Nuk mund të zgjidhja rrugë tjetër atëherë.
KROGSTADI – E pastaj?
ZONJA LINDE - Krogstad, po sikur ne të dy të mbyturit, t'i jepnim dorën njëri - tjetrit?
KROGSTADI - Çfarë thoni kështu?
ZONJA LINDE - Është më lehtë të shpëtojnë dy njerëz të bashkuar mbi një copë dërrasë, sesa një i vetëm mbi një anije.
KROGSTADI - Kristinë!
ZONJA LINDE - Përse, sipas jush, kam ardhur unë gjer këtu?
KROGSTADI - Doni të thoni se keni menduar për mua?
ZONJA LINDE - Unë duhet të punoj për të jetuar. Kam punuar që kur kam qenë e vogël dhe puna ka qenë përherë i vetmi ngushëllim i imi i vërtetë! Por tani e ndiej veten krejt të braktisur në këtë botë.... E ndiej veten tmerrësisht të vetmur, vetëm... Të punosh vetëm për veten, nuk të jep asnjë gëzim. Krogstad, më falni një qëllim në jetë, më jepni dikë për të cilin unë të mundem të punoj.
KROGSTADI – Nga tërë këto fjalë që thoni ju nuk besoj asnjë. Kjo nuk është gjë tjetër veçse një bujari e ekzaltuar e një gruaje të ndezur nga ambicja për t'u sakrifikuar.
ZONJA LINDE - Më keni vënë re ndonjëherë që unë të kem qenë e ekzaltuar?
KROGSTADI - Po a është e mundur atëherë që ju?... Më thoni? A e njihni të kaluarën time?
ZONJA L1NDE - Po.
KROGSTADI - Dhe a e dini se për ç'njeri më mbajnë?
ZONJA LINDE - Nga fjalët tuaja unë kuptova se me mua ju mund të ishit bërë një njeri krejt tjetër.
KROGSTADI - Për këtë jam i bindur.
ZONJA LINDE - E përse një gjë e tillë të mos mundë të ndodhë

tani?
KROGSTADI - Kristinë!... I thoni me tërë mend këto fjalë? Po, po. E shoh nga fytyra juaj... Ju, ju, atëherë, keni kaq guxim?...
ZONJA LINDE - Kam nevojë për dikë që ta dua, për dikë që të kujdesem; kurse fëmijët tuaj kanë nevojë për një nënë. Ne të dy kemi nevojë për njëri - tjetrin. Krogstad, unë jam e bindur që ju, në fund të fundit, nuk jeni kaq i keq... e me ju unë do të kem më tepër guxim!
KROGSTADI - *(Duke i zënë duart)* Faleminderit, faleminderit, Kristinë... Tani do të di të ngrihem në sy të të tjerëve. Ah, po unë harrova... *(Muzika, nga brenda, luan tarantelën e aktit të dytë)*
ZONJA LINDE - *(Vë veshin)* Hesht! Tarantela! Shkoni, shkoni, tani, tani!
KROGSTADI - Përse? Si është puna?
ZONJA LrNDE - Nuk e dëgjon? Sipër po kërcejnë! Me të mbaruar tarantela, ata do të kthehen.
KROGSTADI - Po, po, po shkoj. Le që është e kotë! Ju, domosdo, nuk e dini se ç'kam kurdisur kundër Helmerëve.
ZONJA LINDE - Jo, Krogstad, e di.
KROGSTADI - E, megjithatë, ju keni guxim të...
ZONJA LINDE - Oh, unë e kuptoj fare mirë se gjer ku mund ta shpjerë dëshpërimi një njeri si ju.
KROGSTADI - Ah, sikur të mundja ta zhbëja atë që kam bërë!
ZONJA LINDE - Mundeni, sepse letra juaj është akoma në kutinë e postës.
KROGSTADI - Vërtetë?
ZONJA LINDE - Po, por...
KROGSTADI - *(Vëren Lindën si për të hetuar)* Mos vallë qenka ky qëllimi? Domethënë, ju doni të shpëtoni me çdo kusht mikeshën tuaj, thuamani hapur. Kështu?...
ZONJA LINDE - Krogstad, kush e ka shitur një herë veten për të tjerët, nuk e bën më një gjë të tillë.
KROGSTADI - Atëherë, do të kërkoj që të ma kthejnë letrën!

ZONJA LINDE - Jo, jo.
KROGSTADI - Do të rri këtu të pres Torvaldin. I kërkoj letrën dhe i them se ka të bëjë vetëm me pushimin tim, ai nuk duhet ta lexojë.
ZONJA LINDE - Jo, Krogstad, ju nuk duhet ta kërkoni më atë letër.
KROGSTADI - Po a s'më thoni atëherë: a nuk ishte ky qëllimi për të cilin më thërritët këtu?
ZONJA LINDE - Po, në çastin e parë, nga frika. Po tani kanë kaluar më tepër se njëzet e katër orë dhe gjatë kësaj kohe kam parë gjëra të pabesueshme në këtë shtëpi. Helmeri duhet t'i marrë vesh të gjitha; kjo e fshehtë e mallkuar duhet të mos ekzistojë më. Ata duhet të bisedojnë hapur mes tyre e t'ia shpjegojnë të gjitha njëri - tjetrit. Nuk mund të vazhdohet më tutje në këtë mënyrë, me të fshehta dhe me dredhira.
KROGSTADI - Mirë, si të doni ju, por një gjë, ama, unë mund ta bëj, dhe do ta bëj menjëherë.
ZONJA LINDE - *(Duke vënë veshin)* Shpejt! Shkoni, shkoni! Tarantela mbaroi. Nga një minute në tjetrën mund të vijnë e të na gjejnë këtu.
KROGSTAD1 - Po ju pres jashtë, këtu përballë.
ZONJA LINDE - Mirë, pastaj të më përcillni gjer në shtëpi.
KROGSTADI - Kurrë nuk e kam ndier veten kaq të lumtur! *(Del. Dera e korridorit qëndron e hapur gjatë tërë kësaj skene)*

## SKENA E DYTË

*Zonja Linde, pastaj Helmeri dhe Nora*

ZONJA LINDE - *(Rregullon diçka mbi tryezë dhe bën gati rrobat e saj për të dalë)* Çfarë ndryshimi, o zot, çfarë ndryshimi! Tani do të kem se për kë të punoj... për kë të jetoj... se ku të shpie dritë dhe ngrohtësi... Po, po, këtë dua edhe unë! Sikur të ktheheshin shpejt... *(Heshtje. Vë veshin)* Ah, ja tek erdhën. Të vesh pallton shpejt. *(Vesh pallton dhe kapelen. Dëgjohen zërat e Norës dhe të Helmerit, pastaj një çelës që*

*rrotullohet në bravë dhe pas pak shihet Helmeri, që shtyn Norën gati me forcë për të hyrë brenda. Nora është e veshur me kostumin napolitan dhe ka hedhur përsipër një shall të zi e të madh. Helmeri është veshur me frak dhe ka hedhur përsipër një domino të zezë, të hapur përpara)*

NORA - *(Në prag të derës, duke mos dëgjuar të hyjë brenda)* Jo, jo, jo në shtëpi, Torvald... Vetëm një orë, edhe një orë vetëm!

HELMERI - Asnjë minutë më tepër, e dashura Norë. Ti e di mirë që kështu e kishim lënë fjalën! Ja, hyr brenda, se do të ftohesh këtu. *(Kështu, me të mirë, e fut brenda në dhomë, megjithëqë ajo kundërshton)*

ZONJA LINDE - Mirëmbrëma.

NORA - Kristinë!

HELMERI - Si, zonja Linde, kaq vonë dhe jeni akoma këtu?

ZONJA LINDE - Po, më falni, po kisha shumë qejf ta shikoja Norën të veshur me kostum.

NORA - Dhe ke ndenjur këtu duke më pritur?

ZONJA LINDE - Po, për fat të keq, nuk arrita në kohë. Ti kishe vajtur lart e unë nuk desha të shkoja pa të parë.

HELMERI - *(Duke i hequr Norës shallin)* Shikojeni mirë, atëherë. Më duket se ia vlen barra qiranë ta shikosh. A nuk është e bukur, zonja Linde?

ZONJALINDE - Ah, po! S'ke ç'i thua!

HELMERI - A nuk është shumë e bukur? Edhe atje lart kështu thanë të gjithë. Por është jashtëzakonisht kokëfortë, ama, kjo vogëlushe bukuroshe. Ç't'i bësh? E dini që gati - gati e kam tërhequr me forcë derisa e prura këtu?

NORA - Oh, Torvald, ti do të pendohesh që nuk më le të paktën edhe gjysmë ore.

HELMERI - Dëgjojeni, zonja Linde! Kërcen tarantelën, korr një sukses të bujshëm... plotësisht të merituar... megjithëqë ekzekutimi ishte pak si tepër realist... dua të them se pak më tepër nga ç'kërkojnë prej rregullave të rrepta të artit. Por, nejse! Kryesorja është se pati duartrokitje dhe bile duartrokitje frenetike. Ç'të qëndronim akoma atje atëherë? Apo që të prishnim përshtypjen e mirë që

kishim lënë? Jo, faleminderit, kjo s'ka ç'na duhet! Atëherë e mora për krahu vajzën e bukur nga Kapri ose, më mirë, vajzën kapriçioze nga Kapri, i ramë qark sallës duke u përkulur nga të tëra anët, dhe - ashtu si thuhet nëpër romane - vegimi i bukur u zhduk! Fundi duhet të jetë kurdoherë me efekt, zonja Linde... Por Nora nuk do të kuptojë! Në asnjë mënyrë. Uff ... Sa vapë bëka këtu brenda! *(E hedh dominonë mbi një karrige dhe hap derën e dhomës së tij)* Si?... S'paska dritë këtu? Oh, domosdo. Më falni... *(Shkon në dhomën e tij dhe ndez disa qirinj)*
NORA - *(Me nxitim e me një frymë Lindes)* E, ç'kemi?
ZONJA LINDE - *(Me zë lë ulët)* Bisedova me të.
NORA - Hë?...
ZONJA LINDE - Nora... ti duhet t'ia thuash të tëra tyt shoqi.
NORA - *(Me një fije zëri)* E dija këtë.
ZONJA LINDE - Nga Krogstadi nuk ke përse të kesh frikë për asgjë. Po ti duhet t'ia tregosh të tëra tyt shoqi.
NORA - Nuk do t'i them asgjë.
ZONJA LINDE - Atëherë, do t' ia thotë letra.
NORA - Faleminderit, Kristinë. Tani e di se ç'duhet të bëj. Sst!...
HELMERI - *(Duke hyrë)* E, zonja Linde, u kënaqët duke e parë?
ZONJA LINDE – Po, po, dhe tani më lejoni të shkoj.
HELMERI - Si? Kaq shpejt? Po kjo, puna juaj është? *(Duke treguar çorapet mbi tryezë)*
ZONJA LINDE - Po, faleminderit. Për pak i harrova. *(I merr)*
HELMERI - Domethënë, ju bëki çorape?
ZONJA LINDE - Po.
HELMERI - E dini çfarë? Ju do të bënit më mirë të qëndisnit.
ZONJA LINDE - Ashtu? E përse?
HELMERI - Po sepse është më elegante. Pa shikoni pak: e mbajmë qëndismën me dorën e majtë, ndërsa me të djathtën përdorim gjilpërën... kështu... me lëvizje të lehta e të lira... Apo s'është e vërtetë.
ZONJA LINDE - Po, mbase!

HELMERI - Përkundrazi, kur thurim çorape, s'ka asnjë bukuri. Shikoni këtu: krahët i mbajmë të shtrënguar... shtizat venë e vinë, herë poshtë, herë lart... se ç'ka diçka si ato marifetet e kinezëve... Ah!... Shampanja qe e mrekullueshme!
ZONJA LINDE - Atëherë, natën e mirë. Nora, mos ji më kaq kokëfortë.
HELMERI - Ju lumtë, zonja Linde, mirë i thatë.
ZONJA LINDE - Natën e mirë, zoti drejtor.
HELMERI - *(Duke e përcjellë gjer në derë)* Natën e mirë, natën e mirë. Shpresoj se do të arrini shëndoshë e mirë gjer në shtëpi. Unë, me gjithë qejf... po ju banoni këtu afër. Natën e mirë, natën e mirë.
*(Zonja Linde del. Helmeri mbyll derën dhe kthehet atje ku qe më parë)*

## SKENA E TRETË

*Helmeri dhe Nora*

HELMERI - Më në fund shpëtuam. E shkreta, është shumë e mërzitshme!
NORA - Je i lodhur, Torvald?
HELMERI - Jo, aspak!
NORA - As gjumë nuk ke?
HELMERI - Hiç fare. Përkundrazi, e ndiej veten shumë të freskët. Po ti? Po, më duket se ti je mjaft e lodhur dhe e vdekur për gjumë.
NORA - Po, jam mjaft e lodhur, por nuk do të bie menjëherë.
HELMERI - E sheh? E sheh? Domethënë se bëmë mirë që nuk ndenjëm më në ballo!
NORA – Ah, Torvald, ti çdo gjë e bën mirë!
HELMERI - *(Duke e puthur në ballë)* Ja, më në fund, dhe lauresha ime e vogël po thotë diçka të arsyeshme. A e vutë re se sa me qejf ishte sonte edhe doktor Ranku?
NORA - Ashtu? Me të vërtetë ishte me qejf? Unë nuk i fola dot.
HELMERI - Thuajse edhe unë njësoj. Por kishte kohë që nuk e

kisha parë në një humor kaq të mirë. *(E vëren një copë herë e pastaj i afrohet)* Hëm!... S'ka gjë më të bukur se të jesh këtu në folezën tonë të qetë dhe të jemi vetëm unë edhe ti. Oh, krijesë hyjnore! Oh, grua magjepsëse!
NORA - Mos më shiko kështu, Torvald.
HELMERI - Nuk duhet të shikoj atë që kam më të shtrenjtë se çdo gjë tjetër? Gjithë këtë thesar të mrekullueshëm bukurie, që është imi, vetëm imi... i gjithi, i gjithi, i gjithi imi?...
NORA - *(Shkon nga ana tjetër e tryezës)* Sonte nuk duhet të më flasësh kështu.
HELMERI - *(Duke e ndjekur)* Ti e ke akoma në gjak tarantelën, e shoh unë! Dhe kjo të bën akoma më magjepsëse... Dëgjon?... *(Dëgjohen njerëz që zbresin nëpër shkallë)* Të ftuarit po fillojnë të ikin. *(Duke e ulur zërin)* Nora... Edhe pak, e në shtëpi nuk do të pipëtijë asgjë.
NORA - Do zoti.
HELMERJ - Apo jo, Nora ime e shtrenjtë? Oh, e di, kur unë jam kështu, në ndonjë vend, në shoqëri, bashkë me ty, a e di ti përse atëherë flas aq pak me ty, përse qëndroj kaq larg? Përse të hedh hera – herës, vetëm ndonjë vështrim, si rastësisht? A e di ti përse e bëj këtë? Sepse atëherë mendoj sikur ti je dashuria ime e fshehtë, e fejuara ime... e fshehtë, dhe se askujt nuk i shkon as në mendje se midis nesh ka diçka.
NORA - Po, po, po. Unë e di, të gjitha mendimet e tua janë për mua.
HELMERI - Ndërsa, kur bëhemi gati për t'u larguar dhe unë hedh shallin mbi supet e tua të njoma e delikate, përqark kësaj qafe të mrekullueshme, më duket atëherë sikur ti je nusja ime më e re dhe sikur atë çast po kthehemi nga ceremonia e martesës, dhe sikur unë po të shpie për herë të parë në shtëpinë time, dhe mendoj sikur jam krejt vetëm me ty, për herë të parë, krejt, krejt vetëm me ty, nusja ime, bukuroshja ime e ëmbël! Tërë mbrëmjen jam djegur duke të menduar vetëm ty. Dhe e di, kur të shikoja që e kërceje tarantelën duke hedhur vështrime e duke buzëqeshur nga të katër anët, më

ziente gjaku, nuk duroja dot... Prandaj dhe u ngrita e të mora me vete kaq shpejt.
NORA - Shko tani, Torvald! Më lërë vetëm. Unë nuk dua...
HELMERI - Përse? Nuk mund të bëj shakara me ty, e dashur? Nuk dua?... Jam apo s'jam burri yt?... (*Trokasin në derë)*
NORA - *(Tronditet)* Dëgjove?
HELMERI - *(Duke vajtur në derë)* Kush është?

## SKENA E KATËRT

*Ranku dhe të parët*

RANKU - *(Nga jashtë)* Jam unë. A mund të hyj një minutë?
HELMERI - *(Me zë të ulët, me inat)* Po ky, ç'do tani këtu? *(Me zë të lartë)* Prit pak. *(E hap derën)* Aha... shumë mirë bëre që nuk ike pa na...
RANKU - Më zuri veshi zërin tënd dhe erdha t'ju shoh një minutë. *(Hedh një vështrim të shpejtë rreth e qark)* Më duket sikur çdo mobilje e shtëpisë suaj është një miku im, këtu te ju të dy e ndiej veten si në familjen time!
HELMERI - Edhe atje lart sikur të pëlqente mjaft!
RANKU - Shumë. E përse jo? E përse të mos marrim nga kjo botë gjithçka që mund të marrim? Domosdo, kuptohet, aq sa mundim dhe derisa të mundim. Vera ishte e mrekullueshme...
HELMERI - Sidomos shampanja.
RANKU - Edhe ti e vure re? Kushedi se sa kam pirë.
NORA - Edhe Torvaldi ka pirë shumë shampanjë sonte.
RANKU - Ashtu?
NORA - E kur pi, bëhet kurdoherë më qejf.. .
RANKU - E, fundi i fundit, mbas një dite plot punë dhe fryt, përse të mos kënaqet në një mbrëmje kaq gazmore?
HELMERI - Ditë plot fryt? Për fat të keq, për këtë nuk mund të

mburrem.
RANKU - *(Duke i rënë në sup)* Kurse unë, po!
NORA - Kjo do të thotë, doktor, se sot ju duhet të keni bërë një diagnozë!
RANKU - Ju lumtë!
HELMERI - Aha! Nora po flet për diagnoza...
NORA - A mund t'ju përgëzoj për rezultatin?
RANKU – Po, mundeni.
NORA – Domethënë, paska qenë një rezultat i mirë?
RANKU - Më i mirë s'mund të bëhej, si për mjekun, ashtu edhe për pacientin: "siguri"!
NORA - *(Me ngut dhe hetueshëm)* Siguri?
RANKU - Siguri e plotë. A s'kisha, pra, të drejtë që ta kaloja mbrëmjen kaq mirë?
NORA - Po, keni bërë mirë, doktor.
HELMERI - Atë them edhe vetë. Vetëm se mos e paguash nesër.
RANKU - Kjo dihet: në këtë botë asgjë nuk fitohet ashtu kot!
NORA - Doktor, juve duhet t'ju pëlqejnë shumë ballot me maska.
RANKU - Ashtu është, sidomos kur ka shumë maska të bukura.
NORA - Dëgjoni tani pak si mendoj se duhet të vishemi në të dy radhën tjetër...
HELMERI - Budallaçkë e vogël! Që tani po mendon për ballon e ardhshme?
RANKU - Ne të dy? Jua them menjëherë: ju duhet të paraqitni "të përkëdhelurën e fatit".
HELMERI - Atëherë, ti duhet të gjesh një kostum që ta shprehë qartë këtë mendim.
RANKU - Lëre gruan tënde të paraqitet kështu siç është kurdoherë në jetën e përditshme...
HELMERI - Po, mirë thua. Po për vete, a ke menduar si duhet të paraqitesh?
RANKU - Për vete nuk ka nevojë të më këshillojë asnjeri, e di vetë.
HELMERI - Si, atëherë?

RANKU - Ballon që vjen unë do të marr pjesë i padukshëm!
HELMERI - Sa i çuditshëm je!
RANKU - Ishte një herë një kapele e madhe e zezë... Apo nuk ke dëgjuar kurrë të flitet për atë kapele që i bën njerëzit të padukshëm? Mjafton ta vësh në kokë, e nuk dukesh më.
HELMERI - *(Me një buzagaz të përmbajtur)* Po, ashtu është...
RANKU - Po unë po harroj fare se përse erdha këtu. Helmer, më jep një cigare, një Havana, nga ato të zezat...
HELMERI - Me gjithë qejf. *(I zgjat kutinë e cigareve)*
RANKU - *(Merr një dhe i këput majën)* Faleminderit.
NORA - *(Ndez një shkrepse)* Urdhëroni zjarrin!
RANKU - Shumë faleminderit! *(Nora mban shkrepsen dhe ai ndez cigaren)* E tani lamtumirë!
HELMERI – Lamtumirë, lamtumirë, mik i dashur.
NORA - Gjumin e ëmbël, doktor.
RANKU - Faleminderit për urimin.
NORA - Ma uroni edhe ju.
RANKU - Juve? Në qoftë se e dëshironi, gjumin e ëmbël. Dhe faleminderit për zjarrin. *(I përshëndet të dy me kokë dhe largohet)*

## SKENA E FUNDIT

*Helmeri, Nora, më vonë Elena*

HELMERI - *(Me zë të ulët)* Ka pirë shumë sonte.
NORA - *(E hutuar)* Mbase.
HELMERI - *(Nxjerr nga xhepi tufën e çelësave dhe shkon në korridor)*
NORA - Torvald, ç'kërkon të bësh?
HELMERI - Dua të zbraz kutinë e letrave, është plot, ndryshe nesër nuk do të ketë vend për gazetat...
NORA - Akoma kërkon të punosh?
HELMERI - Ti e di mirë që jo... Po kjo ç'është? Dikush ka trazuar

bravën?
NORA - Bravën?
HELMERI – Po, bravën! Ç'domethënë kjo? Nuk dua të besoj që të kenë qenë gratë e shërbimit... Po, këtu është një karficë flokësh e thyer. Nora, është nga të tuat!
NORA - *(Me nxitim)* Ah, ashtu? Me siguri do ta kenë bërë fëmijët...
HELMERI - Duhen qortuar, të mos e përsëritin më herë tjetër. Hëm!... Ja, e hapa më në fund! *(Merr letrat dhe thërret në derën e kuzhinës)* Elena! Elena! Fike dritën e korridorit! *(Hyn në dhomë, mbyll derën e hyrjes dhe i tregon Norës tufën e letrave)* Shih, shih, sa janë grumbulluar! *(Duke kontrolluar letrat)* Po kjo ç'është?
NORA - *(Në dritare)* Letra! Ah, jo, jo, Torvald!
HELMERI - Dy kartëvizita nga Ranku.
NORA - Nga doktor Ranku?
HELMERI - Ishin përsipër, duhet t'i ketë hedhur tani. *(I shikon)* "Doktor Ranku".
NORA - Ka shkruar gjë?
HELMERI - Mbi emër ka bërë një kryq të zi, shiko. Ç'njeri i çuditshëm! Ç'i ka vajtur në mendje! Të bën të rrëqethesh kur e sheh! Sikur po lajmëron vdekjen e vet!
NORA - Dhe ashtu është.
HELMERI - Si? Nga e di ti? Mos të ka thënë gjë?
NORA - Po, kur të merrnim këto kartëvizita, duhet të kuptonim se ai po na linte shëndetin. Tani do të mbyllet në shtëpinë e tij e do të vdesë pa parë njeri.
HELMERI - I gjori miku im!... E dija që nuk e kishte të gjatë. Po kaq shpejt... Dhe fshihet nga të gjithë, si një bishë e plagosur...
NORA - Kur diçka duhet të ndodhë, është më mirë të ndodhë pa shumë fjalë, apo jo, Torvald?
HELMERI - *(Duke bërë ecejake)* Ishim kaq miq të ngushtë! Duheshim kaq shumë me njëri - tjetrin! As që mund ta marr dot me mend që nuk do ta shoh më. Ai, me jetën e tij, me vetminë e tij, i sillte një si farë kurore të mjegulluar edhe lumturisë sonë të qartë si drita e

diellit... Po, kushedi? Mbase kështu është më mirë. Për të, sidoqoftë. *(Ndalet)* Mbase edhe për ne, Nora. Tani do të mbështetemi te njëri - tjetri, vetëm te njëri - tjetri. *(E përqafon)* Gruaja ime e dashur... Gjithmonë më duket sikur nuk të shtrëngoj shumë, aq sa dua. E di, Nora? Nganjëherë dua, bile, që të të kanoset ndonjë rrezik, në mënyrë që unë të kem rast të rrezikoj jetën time për ty, të sakrifikoj çdo gjë për ty!

NORA - *(Çlirohet prej tij dhe thotë me forcë dhe e vendosur)* Tani lexo letrat e tua, Torvald.

HELMERI - Jo, jo, sonte jo. Sonte dua të rri me ty, Nora ime e shtrenjtë.

NORA - Me mendimin e vdekjes së mikut tënd në kokë?

HELMERI - Ke të drejtë, kjo na ka tronditur të dyve. Midis nesh pllakosi diçka jo e bukur, mendimi i vdekjes, i ndarjes! Më parë duhet larguar ky mendim. Le të shkojë secili në dhomën e vet, derisa të na kalojë kjo përshtypje e trishtme.

NORA - *(Duke i hedhur duart në qafë Helmerit)* Torvald... natën e mirë! Natën e mirë!

HELMERI - *(E puth në ballë)* Natën e mirë, zoçka ime këngëtare! Gjumin e ëmbël, Nora. Tani do të lexoj letrat *(Shkon me gjithë letrat në dhomën e tij dhe mbyll derën)*

NORA - *(Me vështrim të egërsuar, shkon nëpër dhomë duke prekur sendet, e merr dominonë e Helmerit, e hedh supeve dhe flet me zë të ulët, të ngritur dhe shpejt)* Kurrë nuk do ta shoh më. Kurrë. Kurrë. Kurrë. *(Hedh shallin në kokë)* Fëmijët nuk do t'i shoh më kurrë. As fëmijët, kurrë. Kurrë. Kurrë... O - o, ujët e ftohtë, ujët e zi... në thellësinë e pafund... O - o, së paku ta kisha bërë një çast e më parë... Ja, tani po e merr letrën... po e lexon... Jo, jo... akoma jo... Torvald, lamtumirë! Dhe ti, dhe fëmijët... *(Kërkon të dalë me nxitim nga dera e korridorit. Në atë çast Helmeri del nga dhoma e tij dhe i zë rrugën. Në dorë ka një letër të hapur)*

HELMERI - Nora!

NORA - *(Duke thirrur me të madhe)* Ah!

HELMERI - Ç'është kjo? E di ti se ç'shkruhet në këtë letër?
NORA - Po, e di, më lër të shkoj! Më lër të iki!
HELMERI - *(Duke e ndaluar)* Ku kërkon të shkosh?
NORA - *(Përpiqet të çlirohet)* Ti nuk duhet të më shpëtosh, Torvald.
HELMERI - *(Duke e zmbrapsur)* E vërtetë?! Domethënë, të vërteta janë këto që shkruhen në letër?... O, tmerr! Jo, jo, jo! Është e pamundur, nuk mund të jetë e vërtetë.
NORA - Është e vërtetë. Të kam dashur më tepër se çdo gjë tjetër në botë.
HELMERI - Lëri këto arsyetime të kota!
NORA - *(Duke iu afruar)* Torvald!...
HELMERI - E zeza ti... Ç'ke bërë kështu?!
NORA - Më lër të shkoj. Ti nuk duhet të vuash për mua... Mbi ty nuk duhet të bjerë asgjë...
HELMERI - Lëri skenat. *(Mbyll me çelës derën e hyrjes)* S'ke ku shkon, po nuk m'i the këtu, të më japësh llogari për të tëra një nga një. A e kupton se çfarë ke bërë?.. Fol!.. A e kupton?..
NORA - *(Ia ngul sytë dhe e vëren pa lëvizur asnjë muskul të fytyrës)* Po, tani po filloj ta kuptoj.
HELMERI - *(Duke shkuar ec e jakë nëpër dhomë)* O ç'ëndërr e tmerrshme! Për tetë vjet rresht, ajo që ishte gëzimi, krenaria ime, nuk paska qenë veçse një hipokrite, një gënjeshtare... më keq... më keq... një kriminele! Ptu, çfarë llum i ndyrë!... Tmerr! ... Ptu! Ptu!...
NORA - *(Hesht dhe e shikon kurdoherë me sytë ngulur)*
HELMERI - *(Ndalet përpara saj)* Duhej ta kisha kuptuar se do të më ndodhte kështu. Duhej ta dija. Parimet e lehta të tyt eti, mos ma pre fjalën! Parimet e lehta të tyt eti i ke trashëguar të gjitha! As fe, as moral, as ndonjë ndjenjë detyre... Oh, ky është ndëshkimi që po marr ngaqë atëherë mbylla një sy me... babanë tënd! Për ty e bëra... vetëm për ty! Kurse ti po ma shpërblen kështu.
NORA - Po, kështu.
HELMERI - Ma shkatërrove lumturinë! Ma prishe të ardhmen! Ah, më vjen tmerr ta mendoj! Në duart e një njeriu që s'di se ç'është

ndërgjegjja! Ai mund të bëjë me mua ç'të dojë! E unë duhet t'i duroj të tëra... E ta mbyll gojën! Të humbas në këtë mënyrë me tërë ç'kam... Të shkas e të bie gjer në fund për shkak të një gruaje mendjelehtë!.. .
NORA - Por duke mos qenë më unë, ti je i lirë!
HELMERI - Ah, lëri këto gjepura! Edhe yt atë i kishte kurdoherë gati fjalë të tilla! E ç'fitim kam unë, në qoftë se ti "nuk do të jesh më" si thua ti? Asgjë, asgjë! Ai prapëseprapë mund të zbulojë çështjen... E, në qoftë se do ta bëjë këtë gjë, të gjithë do të thonë se edhe unë paskam pasur dijeni për aktin tënd, për krimin tënd. Do të thonë bile se unë kam qenë nxitësi, shtytësi, me një fjalë, do të më quajnë bashkëpunëtorin tënd. E për këtë duhet ta di për faleminderit ty, ty që të kam mbajtur në pëllëmbë të dorës gjatë tërë kohës që kemi jetuar bashkë. A e kupton, a s'e kupton se çfarë ke bërë?
NORA - *(Me qetësi, ftohtë)* Po.
HELMERI - Kaq e çuditshme më duket, saqë akoma s'po arrij dot ta kuptoj! Por s'kemi ç'presim, duhet të marrim një vendim! *(Heshtje)* Hiqe shallin! Hiqe, të them... *(Heshtje)* Në një mënyrë a në një tjetër, atij i duhet mbyllur goja. Këtë nuk duhet ta marrë vesh asnjeri. Po mos pandeh se midis ne të dyve çdo gjë ka mbetur si më parë. Doemos, sa për sytë e botës ne do të vazhdojmë si më parë, ti do të rrish këtu, kjo kuptohet. Po fëmijët, ama, nuk mund t'i lë më në duart e tua, t'i edukosh ti, jo, këtë nuk do ta lejoj kurrë. Nuk guxoj t'i lë në duart e tua... Oh, o zot, e këto duhet t'ia them asaj që kam dashur shumë e që akoma.... Phë, tani çdo gjë mori fund! Këndej e tutje, nuk është më fjala për të shpëtuar lumturinë tonë, por për të shpëtuar mbeturinat, gërmadhat... formën! *(Bie zilja. Helmeri tronditet)* Kush është? Kaq vonë? Ndonjë më e madhe akoma?... Mos vallë është ai? Fshihu, Nora! Thuaj që je sëmurë!
NORA - *(Qëndron në vend pa lëvizur)*
HELMERI - *(Shkon e hap derën)*
ELENA - *(Gjysmë e zhveshur, në korridor)* Një letër për zonjën.
HELMERI - Ma jepni këtu. *(Merr letrën dhe mbyll derën)* Po, ah ai!

Nuk ta jap ty, do ta lexoj vetëm vetë.
NORA - Lexoje.
HELMERI - *(Afër llambës)* Mezi më bëjnë duart. Mbase kemi marrë fund që të dy, edhe unë, edhe ti... Jo. Të shikojmë çfarë thotë. *(Hap letrën. Lexon disa radhë, i hedh një sy letrës tjetër që është bashkëngjitur, pastaj, me gëzim, thërret)* Nora!
NORA - *(Vështron si për ta pyetur)*
HELMERI - Nora! ... Jo, dale ta lexoj edhe një herë. Po, po, është e vërtetë. Shpëtova, Nora, shpëtova!
NORA - Po unë?
HELMERI - Domosdo edhe ti; shpëtuam të dy, të dy shpëtuam! E kupton? Shiko këtu: të ka kthyer kambialin. Shkruan se i vjen keq, se është penduar, se një ngjarje fatlume në jetën e tij... Ah, lëre se ç'shkruan, për ne s'kanë ndonjë rëndësi ato që shkruan. Shpëtuam! Kjo ka rëndësi. Nora! Tani askush nuk mund të të bëjë gjë. Ah, Nora, Nora! ... Jo. Më parë të zhdukim këto shkresurina të ndyra! ... Pa dale ta shoh... *(I hedh një sy kambialit)* Jo, nuk dua ta shoh fare. Tërë kjo le të më mbetet si një ëndërr e keqe! *(I gris të dy letrat, i hedh në stufë dhe i shikon ndërsa digjen)* Ja, tani s'ka më... Ai shkruante se ti, në vigjilje të krishtlindjeve. Ah, Nora, këto tri ditë duhet të kenë qenë të tmerrshme për ty.
NORA - Këto tri ditë kam luftuar për jetë a vdekje.
HELMERI - Kushedi se sa ke vuajtur e vetme, pa pasur asnjë mbështetje, që... Mjaft, jo, s'ka nevojë të merremi me këto tmerre. Tani duhet vetëm të gëzohemi dhe të themi: "Çdo gjë kaloi! Çdo gjë kaloi!" Dëgjon, Nora? Më duket sikur ti akoma nuk e ke kuptuar që çdo gjë kaloi, po, mori fund! Ç'ke kështu.., përse rri si e ngrirë? Ah, Nora ime e gjorë, Nora ime e dashur, e kuptoj, e kuptoj. Ti ende nuk beson që unë të kam falur. Po unë të kam falur Nora, të betohem: t'i kam falur të gjitha! Nga ana tjetër e di dhe unë që ti çdo gjë e ke bërë nga dashuria që ke për mua.
NORA - Po, nga dashuria.
HELMERI - Ti më ke dashur ashtu si duhet ta dojë një grua të

shoqin. Vetëm se ti nuk ke ditur t'i zgjedhësh mjetet ashtu si duhej. Po mos pandeh vallë se për këtë, meqë ti nuk ke ditur të veprosh ashtu si duhet, unë do të të dua më pak? Jo, jo, ki besim tek unë: unë do të të këshilloj; unë do të të udhëheq, do të të drejtoj. Nuk kisha për të qenë burrë, sikur pikërisht kjo mungesë përvoje prej femre të mos të të bënte më tërheqëse për sytë e mi. Ti nuk duhet t'ua vësh veshin fjalëve të rënda që të thashë më parë i shtyrë, ashtu, nën shtytjen e frikës së beftë kur më dukej sikur çdo gjë po më rrokullisej mbi kokë.

NORA - Të faleminderit që më fale. *(Del nga dera e majtë)*

HELMERI - Jo, qëndro... *(Rri në prag të derës dhe shikon)* Çfarë po bën aty?

NORA - *(Nga brenda)* Po vesh kostumin e ballos.

HELMERI - *(Në prag të derës që ka mbetur e hapur)* Po, po, mirë bën. Përpiqu të qetësohesh, ta marrësh veten, lauresha ime e trembur. Ki besim tek unë... unë do të të mbroj ... *(Bën ecejake para derës)* Ah, sa mirë e sa bukur që është këtu në folezën tonë, Nora. Këtu ti je e sigurt, s'të gjen asgjë, këtu unë do të të mbroj e do të të mbaj si një pëllumbeshë që ka shpëtuar nga kthetrat e skifterit. Unë do të di ta qetësoj zemrën tënde të tronditur. Dalëngadalë çdo gjë do të rregullohet si më parë. Nora, besoma këtë. Nesër çdo gjë do të duket krejt ndryshe, unë nuk do të kem nevojë të ta përsëris se po të fal, ti ke për ta kuptuar, ke për ta ndier vetë! Si mund të mendosh që unë të jem në gjendje të të urrej apo dhe vetëm të të qortoj për diçka! Oh ti nuk i njeh burrat, Nora, nuk e di se si janë. Për një burrë s'ka gjë më të bukur, s'ka gjë më të embël sesa të falë gruan e tij... ta falë me gjithë zemër. Në këtë mënyrë ajo bëhet për të një thesar dy herë më i shtrenjtë. Ajo sikur rilind e, si të thuash, sikur bëhet edhe grua, edhe bija e tij. E kështu do të jesh edhe ti këtej e tutje për mua, ti, krijesa ime e humbur dhe pa përvojë. Mos u tremb nga asgjë, Nora, vetëm ji me mua zemërçiltër e unë atëherë do të jem vullneti yt, ndërgjegja jote... Si?... Nuk re për të fjetur? Qenke ndërruar?!

NORA - *(Hyn e veshur me rroba të përditshme)* Po. Torvald, jam

ndërruar, siç e sheh.
HELMERI - Po përse? A e di se sa vonë është?...
NORA - Sonte nuk do të fle.
HELMERI - Po, Nora e dashur...
NORA - *(Duke parë orën e saj)* Nuk është dhe shumë vonë. Ulu, Torvald. Ne të dy kemi shumë gjëra për të biseduar bashkë. (*Ulet nga një anë e tryezës)*
HELMERI - Nora... çdo të thotë kjo? Kjo shprehje e ngrirë në fytyrën tënde...
NORA - Ulu. Biseda do të jetë e gjatë. Unë kam shumë gjëra për të të thënë.
HELMERI - *(Ulet në tryezë, përballë Norës)* Nora, ti po më tremb... Unë nuk po të kuptoj.
NORA - Pikërisht kjo është. Ti nuk më kupton e unë nuk të kisha kuptuar gjer sonte. Jo, mos më ndërpre. Vetëm dëgjo atë që do të them... Kjo është llogaria ime që po jap, Torvald.
HELMERI - Çdo të thuash me këtë?
NORA - *(Pas një heshtjeje të shkurtër)* Tani që po rrimë kështu, a nuk të habit një gjë?
HELMERI - Çfarë?
NORA - Ne kemi tetë vjet që jemi martuar. A nuk habitesh që ne të dy, unë dhe ti, burrë dhe grua, po bisedojmë seriozisht me njëri - tjetrin vetëm sonte për herë të parë?
HELMERI - Seriozisht... ç'do të thuash me këtë?
NORA - Plot tetë vjet me radhë... bile më shumë akoma... që prej ditës që jemi njohur, ne kurrë nuk kemi thënë mes nesh ndonjë fjalë serioze rreth ndonjë çështjeje serioze.
HELMERI - Mos doje të të flisja për telashet e zyrës, ku, nga ana tjetër, nuk do të kishe edhe se si të më ndihmoje.
NORA - Nuk e kam fjalën për telashet e zyrës. Unë dua të them se ne të dy kurrë nuk kemi biseduar mes nesh seriozisht për ndonjë send, nuk jemi përpjekur ndonjëherë për të gjykuar bashkërisht ndonjë problem, të trajtonim diçka serioze.

HELMERI - Norë e dashur, mendon vërtet se këto do të ishin sende për ty?
NORA - Ja, këtu është tërë puna. Ti nuk më ke kuptuar kurrë. Mua më është bërë një padrejtësi e madhe, Torvald. Më parë nga im atë, pastaj nga ti.
HELMERI - Si? Nga ne të dy, nga ne të dy që të kemi dashur më tepër se kushdo tjetër në botë?
NORA - *(Tund kokën në shenjë mohimi)* Ju nuk më keni dashur kurrë. Juve ju ka pëlqyer të dashuroheshit me mua.
HELMERI - Nora, ç'janë këto fjalë?
NORA - Po, pikërisht kështu është, Torvald. Kur isha në shtëpinë time, te babai, ai më nguliste në kokë të gjitha idetë e tij e kështu unë mendoja ashtu si mendonte ai; po të kisha, rastësisht, idera të tjera, unë i fshihja, sepse e dija që atij nuk do t'i pëlqente një gjë e tillë. Ai më quante "kukulla ime e vogël" e luante me mua ashtu si unë luaja me kukullat e mia. Pastaj erdha në shtëpinë tënde... me ty...
HELMERI - Ç'janë këto shprehje për martesën tonë?
NORA - *(Pa u tronditur)* Dua të them se atëherë, nga duart e tim eti, kalova në duart e tua. Ti çdo gjë e rregullove sipas shijes sate, e kësisoj unë nuk pata shije tjetër përveç tëndes, o, mbase, thosha kështu sa për sy e faqe, nuk e di mirë... Më duket se nganjëherë mendoja si ti, nganjëherë bëja sikur mendoja. Duke sjellë në mend të kaluarën, mua më duket se kam jetuar si një njeri varfanjak, që fiton ditë e për ditë kafshitën e gojës!... Mua më jepnin për të ngrënë, për të pirë, më vishnin, kurse detyra ime ishte të të zbavitja, të të kënaqja ty, Torvald. Kështu ka kaluar jeta ime. Kështu ke dashur ti. Ti dhe babai jeni shumë fajtorë përpara meje. Në qoftë se unë nuk jam e zonja për asgjë, fajin e keni ju!
HELMERI - Nora! Sa fjalë pa mend po thua! Sa mosmirënjohëse po tregohesh! Nuk paske qenë e lumtur ti këtu?
NORA - Jo, kurrë. Kam pandehur se kam qenë e lumtur, por në të vërtetë nuk kam qenë kurrë!

HELMERI - Nuk ke qenë e lumtur! ... Nuk...
NORA - Jo! Kam qenë vetëm e gëzuar! Dhe ti ke qenë kurdoherë i mirë dhe i dashur me mua. Por shtëpia jonë ka qenë vetëm një dhomë e madhe plot lodra për të kaluar kohën! Në shtëpinë time, te babai, mua më kane trajtuar si një kukull të vogël. Këtu, te ti, si një kukull të madhe. Kurse fëmijët kanë qenë kukullat e mia! Mua më pëlqente kur ti luaje dhe zbaviteshe me mua, ashtu si atyre u pëlqente kur unë luaja dhe zbavitesha me ta. Ja, kjo ishte martesa jonë, Torvald.
HELMERI - Në këto që thua ti, megjithëse çështja është paraqitur ca e zmadhuar, e ekzaltuar, ka diçka të vërtetë. Por këndej e tutje çdo gjë do të ndryshojë. Ka kaluar koha e lodrave, tani duhet të mendojmë për edukimin.
NORA - Edukimin e kujt? Edukimin e fëmijëve?
HELMERI - Si tëndin, ashtu edhe të fëmijëve, e dashura Nora.
NORA - Ah, Torvald, ti nuk je i përshtatshëm të më bësh një bëshkëshorte të mirë për ty.
HELMERI - Dhe këtë e thua?
NORA - E unë... mos vallë unë jam në gjendje të edukoj fëmijët e mi?
HELMERI - Nora!
NORA - A nuk e the vetë pak më parë se nuk do të guxoje të ma besoje një detyrë të tillë?
HELMERI - Në gjaknxehtësi e sipër! Si mund të kapesh pas fjalësh të tilla?
NORA - Jo, ti kishe shumë të drejtë: unë nuk jam më në gjendje të kryej një detyrë të tillë. Para së gjithash, unë duhet të kryej një detyrë tjetër: unë duhet të përpiqem të edukoj veten. Ti nuk mund të më ndihmosh. Duhet të përpiqem vetë. E, për këtë, tani po të lë.
HELMERI - *(Duke brofur në këmbë)* Çfarë thua?
NORA - Unë duhet të jem vetëm, në mënyrë që të mundem të merrem me veten, në qoftë se dua që të përgjigjem për veten dhe për ata që kam përqark. Prandaj unë nuk mund të qëndroj më këtu te ti.

HELMERI - Nora! Nora!
NORA - Po largohem që tani nga shtëpia jote. Kristina do të më strehojë sa për sonte...
HELMERI - Ti je e çmendur! Unë nuk të lë! Ta ndaloj një gjë të tillë!
NORA - Që këtej e tutje është e kotë të më ndalohet ndonjë send. Do të marr më vete ato që më përkasin. Nga ti nuk dua asnjë send, as tani, as më vonë.
HELMERI - Kjo që bën është marrëzi e vërtetë!
NORA - Nesër do të nisem për në shtëpinë time... domethënë për në qytetin ku kam lindur. Atje do ta kem më lehtë që, në një mënyrë apo në tjetrën, të siguroj bukën e gojës!
HELMERI - Oh, ti, krijesë e verbuar, që s'ke pikën e përvojës!
NORA -  Duhet të përpiqem të fitoj përvojë, Torvald.
HELMERI - Të lësh shtëpinë tënde, tët shoq, fëmijët e tu!... A nuk mendon një herë se ç'do të thonë bota?
NORA - Në këtë çështje nuk ka ç'më duhet bota. Unë di vetëm se kjo është gjë e nevojshme për mua.
HELMERI - Oh, kjo është e tmerrshme! E kështu ti merr nëpër këmbë detyrat e tua më të shenjta?
NORA - Cilat quan ti detyrat e mia më të shenjta?
HELMERI - Ka nevojë të ta them? A nuk janë vallë detyrat që ke kundrejt burrit tënd dhe fëmijëve të tu?
NORA - Unë kam detyra të tjera jo më pak të shenjta.
HELMERI – Ç'detyra të tjera?!
NORA - Detyra kundrejt vetes.
HELMERI - Ti, para së gjithash, je bashkëshorte dhe nënë'
NORA - Tani nuk e besoj më. Tani besoj se, para së gjithash, unë jam një qenie njerëzore, ashtu si je ti, as më pak, as më shumë, ose, fundi i fundit, dua të përpiqem që të bëhem e tillë. E di që pjesa më e madhe e njerëzve do të të japin të drejtë ty, Torvald, dhe se diçka e tillë është e shkruar edhe nëpër libra, po unë nuk mund të kënaqem më me atë që thotë shumica dhe me atë që është shkruar nëpër libra.

Unë dua që t'i mendoj vetë këto gjëra e të përpiqem t'i kuptoj, t'i kem të qarta.
HELMERI - Po pse, nuk të duket e qartë pozita jote në familjen tënde? Për këto pyetje a nuk ke një udhërrëfyes të pagabueshëm? A nuk ke fenë?
NORA - Ah, Torvald, unë as që e di mirë se ç'është feja.
HELMERI - Çfarë thua?
NORA - Unë e njoh fenë vetëm nga fjalët e pastorit Hansen, që më përgatiste për krezmim. Ai më thoshte se feja është kështu e kështu, është kjo e ajo. Kur të jem e pavarur e të jem vetëm, unë do ta shqyrtoj edhe këtë çështje. Dua të shoh nëse pastori Hansen më ka thënë të vërtetën ose, fundi i fundit, të shoh nëse e vërteta e tij është e tillë edhe për mua.
HELMERI - Jo, nuk mund ta besoja që një grua e re të thoshte të tilla fjalë! Po në qoftë se feja nuk është në gjendje të të kthejë në rrugën e drejtë, më lërë atëherë t'i flas ndërgjegjes sate. Sepse ndjenjë morale ke. Apo - përgjigjmu këtu - edhe atë nuk e ke?
NORA - E di, Torvald, kësaj pyetjeje nuk është lehtë t'i përgjigjesh. Un, të të them të vërtetën, edhe këtë nuk e di. Unë e ndiej veten, me tërë këto pyetje, si të humbur në mes të një pylli. Di vetëm se për disa çështje unë mendoj krejt ndryshe nga ti. Tani po e kuptoj që edhe ligjet janë krejt ndryshe nga ç'e pandehja unë. Po që ligjet të jenë të drejta, për këtë koka nuk dëgjon të më mbushet në asnjë mënyrë. Nuk paska, pra, të drejtë, një grua, që t'i kursejë vuajtjet babait të saj, një plaku që po vdes, apo t'i shpëtojë jetën burrit të saj?... Këtë unë nuk e besoj!
HELMERI - Ti flet si një fëmijë. Ti nuk e kupton shoqërinë në të cilën jeton.
NORA - Po, nuk e kuptoj. E ndaj tani dua ta kuptoj. Dua të bindem për një gjë: ka të drejtë shoqëria apo kam të drejtë unë.
HELMERI – Nora, ti je sëmurë, ti ke ethe! Po, më duket se ti po flet përçart.
NORA - Kurrë nuk e kam pasur mendjen kaq të kthjellët e kujtesën

kaq të fortë sa sonte!
HELMERI - E në këtë gjendje, me mendje të kthjellët e kujtesë të fortë, ti po braktis burrin tënd dhe fëmijët e tu?
NORA - Po.
HELMERI - Kjo, atëherë, ka vetëm një shpjegim.
NORA - Cilin?
HELMERI - Ti nuk më do më.
NORA - Po, pikërisht ashtu është!
HELMERI - Nora!... Si të bën zemra ta thuash këtë fjalë!
NORA - Më vjen keq, Torvald, ti ke qenë kurdoherë i dashur me mua! Po nuk kam se ç'të bëj. Nuk të dua më.
HELMERI - *(Mezi e përmban veten)* Edhe këtë vendim e ke marrë me mendje të kthjellët?
NORA – Po, plotësisht të kthjellët, e prandaj nuk dua të qëndroj më tepër këtu.
HELMERI - Po a mund të më shpjegosh përse e humba kështu dashurinë tënde?
NORA - Po, mundem. Kjo ngjau sonte kur duhej të ndodhte ajo që nuk ndodhi, mrekullia. Unë kuptova se ti nuk ishe njeriu që unë kisha pandehur.
HELMERI - Shpjegohu më mirë, nuk të kuptoj.
NORA - Kam pritur plot tetë vjet me durimin më të madh. O zot, e dija mirë që mrekullitë nuk janë sende që ndodhin çdo ditë. Po ja që një fatkeqësi më ra në kokë. Dhe atëherë isha kaq e bindur se kishte ardhur çasti duhur, saqë thosha me vete: ja, tani do të ndodhë mrekullia! Kur letra e Krogstadit ishte atje në kuti, mua për asnjë çast nuk më vajti në mendje se ti mund te trembeshe nga kërcënimet e atij njeriu. Isha plotësisht e bindur se ti kishe për t' i thënë: “Shpalleni që ta marrë vesh tërë bota këtë gjë!” E, kur ta kishte marrë vesh tërë bota...
HELMERI - E pastaj!? Kur ta kisha lënë gruan time në mes të turpit dhe të thashethemeve...
NORA - E kur ta kishte marrë vesh tërë bota, unë besoja se ti do të

ngriheshe e t'i dilje përpara kësaj bote, ta merrje ti tërë përgjegjësinë e të thoshe: "Unë jam fajtori!"
HELMERI - Nora!
NORA - Ti do të thoshe se unë nuk kisha për ta pranuar kurrë një sakrificë të tillë nga ti! Oh, jo... jo. Sigurisht, po ç'kishin për të vlejtur pohimet e mia përpara fjalëve të tua? Ja "mrekullia" që unë prisja të ndodhte me zemër të dridhur... E pikërisht për të penguar një gjë të tillë, unë kisha vendosur t'i jepja fund jetës!
HELMERI - Për ty, Nora, unë jam gati të punoj natë e ditë, jam gati të duroj vuajtje e skamje, por askush nuk sakrifikon për atë që dashuron nderin e tij!
NORA - Miliona gra e kanë bërë një gjë të tillë!
HELMERI - Ah, ti mendon e flet si një fëmijë pa mend në kokë!
NORA - Mbase. Po ti nuk mendon se nuk flet si një njeri tek i cili dhe unë mund të kem besim. Sapo të kaloi frika - frika për veten, jo për mua - kur çdo rrezik u largua, sytë e tu erdhën e morën përsëri një shprehje të qetë, sikur nuk kishte ndodhur asgjë. E unë u ktheva prapë si më parë e u bëra lauresha jote, kukulla, kukulla jote, me të cilën ti duhet të silleshe akoma dhe më me kujdes, meqë ajo e kishte treguar veten tani kaq delikate, kaq të pafuqishme. *(Ngrihet)* Torvald, këtë çast unë kam kuptuar në mënyrën më të qartë se për tetë vjet rresht unë kam jetuar në këtë shtëpi me një të huaj që më ka bërë të lind tre fëmijë!... O – o, më vjen tmerr ta mendoj ! Më vjen ta bëj veten copë e çikë!
HELMERI - *(Me zemër lë dërrmuar)* E sheh, e sheh... midis nesh është hapur një humnerë... Po nuk është e mundur, vallë, që kjo humnerë të mbushet, Nora?
NORA - Ashtu si jam unë tani, nuk jam më një grua për ty.
HELMERI - Por unë ndiej në veten time se mund të ndryshoj e të bëhem tjetër njeri.
NORA - Mbase, kur nuk do ta kesh më kukullën tënde!
HELMERI - Të ndahem? Të ndahem nga ti?... Jo, jo, Nora! Këtë as mund ta marr dot me mend!

NORA - *(Duke vajtur në dhomën në të majtë)* Aq më tepër është e nevojshme që kjo të ngjasë. *(Kthehet me ca tesha të saj e me një çantë të vogël udhëtimi, të cilën e vendos mbi karrigen pranë tryezës)*
HELMERI - Nora, Nora, jo tani! Prit deri nesër!
NORA - *(Duke veshur pallton)* Nuk mund ta kaloj natën në shtëpinë e një të huaji.
HELMERI - Po nuk mund të qëndrojmë këtu si motër e vëlla?
NORA - *(Duke vënë kapelen)* Ti e di mirë që një gjë e tillë nuk do të vazhdonte për një kohë të gjatë. *(Hedh shallin)* Lamtumirë, Torvald, Torvald. Fëmijët nuk dua t'i shoh. E di që janë në duar më të mira nga të miat. Një nënë siç jam unë tani, nuk ka më asnjë vlerë për ta.
HELMERI - Po më vonë, Nora... më vonë?
NORA - E nga ta di? Unë as që e di se si do të më vejë filli!
HELMERI - Po ti je gruaja ime, jo vetëm tani, por edhe..
NORA - Dëgjo, Torvald. Kur një grua e lë shtëpinë e bashkëshortit të saj, ashtu si po bëj unë sonte, atëherë ai, me sa marr vesh unë nga ligjet, është i lirë dhe i çliruar nga çdo detyrim kundrejt saj. Sido që të jetë, nga unë je i lirë plotësisht. Ti nuk duhet ta ndiesh veten aspak të lidhur me mua, ashtu si edhe unë nuk kam ndërmend të ndiej veten të lidhur me ty. Nga të dyja anët duhet të ketë liri të plotë. *(Duke i dhënë unazën)* Ja unaza jote, po ta kthej. Me jep timen.
HELMERI - Edhe këtë?
NORA - Edhe këtë. *(Helmeri i jep unazën, pa thënë as edhe një fjalë)*
NORA - Kështu. Tani çdo gjë mori fund. Çelësat po i lë këtu, gratë i dinë të tëra, çfarë ka në shtëpi e ku janë, më mirë edhe nga unë bile. Nesër, kur të nisem, Kristina do të vijë të marrë teshat e mia e të m'i nisë.
HELMERI - Të kaluarën. Nora, kujto të kaluarën! Nuk do të më kujtosh kurrë mua?
NORA - Jo, ç'është e vërteta, do të të kujtoj shpesh edhe ty, edhe fëmijët, edhe shtëpinë.
HELMERI - A mund të të shkruaj, Nora?
NORA - Jo, kurrë, nuk duhet ta bësh kurrë.

HELMERI – Ah, po mund të të dërgoj ato që...
NORA - Asgjë, asgjë.
HELMERI - Të të ndihmoj në qoftë se do të kesh nevojë...
NORA - Jo, të them. Unë nuk pranoj asgjë nga njerëz të huaj.
HELMERI - Nora... nuk mund të jem veçse një i huaj për ty?
NORA - *(Duke marrë çantën e udhëtimit)* Oh, Torvald, atëherë do të duhej që të ndodhte mrekullia më e madhe.
HELMERI - E ç'është kjo mrekulli?
NORA - Do të duhej që ne të dy, si ti, ashtu edhe unë, të ndryshonim kaq shumë, saqë... Jo. Torvald, tani unë as që besoj më në këtë mrekulli.
HELMERI - Po unë do të besoj. Vazhdo... të ndryshonim kaq shumë, saqë...
NORA – Që jeta jonë e përbashkët të bëhej një "martesë e vërtetë". Lamtumirë! *(Del nga dera e hyrjes)*
HELMERI - *(Bie mbi një karrige përpara derës dhe zë fytyrën me duar)* Nora! Nora! *(Shikon rreth e qark dhe ngrihet)* Shkretë vendi. Ajo nuk është më këtu! *(Një rreze shprese ndriçon paksa fytyrën e tij)* Mrekullia e mrekullive?!

*(Dëgjohet dera e jashtme se si mbyllet me rrapëllimë)*